# PËRMBAJTJA



Kjo vepër e përgatitur për fëmijët tanë, të cilët i kemi si dritën e syve, ka për qëllim t'ua mësojë atyre madhështinë dhe plotfuqinë e Zotit të gjithësisë.

I shkruar me sugjerimin dhe nxitjen e zotërisë së nderuar, **Osman Nuri TOPBASH**, ky libër është përgatitur gjithashtu, nën dritën e urtësisë dhe mësimeve të derdhura në fjalë nga bota e tij e pasur shpirtërore.

# HYRJE

Miliona vjet me parë, Allahu i Madhëruar krijoi brenda këtij universi të pafund një botë me bukuri të pashoqe. Pastaj vendosi në të njeriun, veprën e artit më të bukur dhe krijesën e Tij më të dashur.

Për njerëzit tokën e vendosi dhe e sheshoi aq mirë, e zbukuroi aq bukur, në mënyrë që ata të jetojnë aty të qetë. T'i hedhësh një sy detit apo liqenit; të ndjekësh lindjen apo perëndimin e diellit, të meditosh mbi peizazhin e një pylli apo lumi, të gjitha këto, i japin shpirtit tonë një kënaqësi dhe lumturi të papërshkrueshme.



Gjithçka në univers, dielli, ajri, uji, toka dhe çdo ushqim dhe mirësi, të gjitha janë për njeriun. Madje edhe vetë ekzistenca e universit është në shërbim të krijesës më të nderuar, Njeriut, i cili u dërgua në këtë botë me qëllim për t'u sprovuar. Të gjitha këto mirësi i janë dhuruar atij, në mënyrë që Njeriu të njohë dhe të falenderojë Zotin e tij dhe të bëhet një rob me të cilin Zoti është i kënaqur! Sepse Zoti ynë urdhëron: **"Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit tek Ne** (për t'ju gjykuar)**."**(Mu'minun, 115) **"Vallë, a mendon njeriu se do të mbetet pa përgjegjshmëri?"** (Kijame, 36) Atëherë asnjë gjë e krijuar nuk është pa kuptim! Asnjë krijesë nuk është pa qëllim! Për këtë arsye, Zoti ynë nuk dëshiron nga ne që ta shikojmë këtë botë si të pavlerë, por dëshiron që çdo gjë ta mendojmë me kujdes dhe të meditojmë mbi të me vëmendje. Dëshiron të nxjerrim mësim, qoftë edhe duke shikuar një dele, një milingonë apo një gjarpër.

Në librin që keni në duar, pothuajse të gjitha krijesat do të flasin! Do të bisedojnë me ju! Duke filluar nga dielli e deri tek ajri, nga pemët e deri tek zogjtë, nga insektet e deri tek krijesat që nuk shihen me sy, çdo krijesë do ta tregojë vetveten! Do të japin njohuri të urta nga jeta e tyre dhe do t'ju ofrojnë juve nga të fshehtat që mbartin në vetvete.

Duke lexuar librin do ta ndjeni veten sikur po udhëtoni në një botë tjeter! Do të përballeni me peizazhet mahnitëse të shpalosura nga arti i mrekullueshëm i Zotit tonë. Ndërsa, pasi ta keni lexuar librin, çdo gjë do të shfaqet ndryshe përpara syve tuaj. Atëherë ujin do ta shikoni me sy ndryshe, ndërsa diellin

me një sy ndryshe. Që nga ai moment, toka mbi të cilën keni shkelur çdo ditë nuk do të jetë e njëjta e as pemët nuk do jenë të njëjtat me ato që keni shikuar më parë. Kur të shikoni zogun që fluturon në ajër, peshkun që noton në ujë ose milingonën që ecën në tokë, në atë moment nuk do jeni duke parë tjetër, përveçse: Një Mrekulli Hyjnore!

E lusim Zotin tonë që gjatë leximit të këtij libri, mendimet dhe ndjesitë e fituara të shërbejnë në formimin e një personaliteti me moral të lartë. Të shërbejnë ashtu, në mënyrë që të fitojmë kënaqësinë e Zotit të gjithësisë dhe të bëhemi të denjë për të hyrë në xhenetet e Tij të mrekullueshme.

**Shtëpia Botuese "Progresi"**



Unë jam një copë tokë, mbi të cilën ju shkelni çdo ditë.

Nëse dëshironi, po jua prezantoj vetveten ashtu sikurse të dashurit e Zotit më shikojnë.

Një ditë Hazreti Mevlana ndodhej në një ceremoni mortore. Të afërmit e xhenazes nuk po binin dakord në diçka. Diskutonin: "Të vdekurin duhet ta varrosim së bashku me arkivolin apo vetëm me qefin?" Në atë moment nxënësi i Mevlanës, Hysamettin Çelebi-u, jep këtë përgjigje, e cila i pëlqeu shumë mësuesit të tij: "Për mendimin tim varroseni vetëm me qefin!" "Përse?" - e pyetën. "Edhe njeriu, edhe pema me të cilën është bërë arkivoli janë krijuar nga toka. Kështu që njeriu dhe pema janë vëllezër. Kurse toka është nëna e të dyve. Për këtë arsye, të vdekurin le t'ia japim nënës drejt e në gji."



Kështu që unë çdo krijesë e përqafoj dhe e shtrëngoj në gji me dhembshurinë e një nëne. Sepse në këtë botë unë jam nëna e të gjitha gjallesave.

Si çdo gjallesë tjetër edhe mua



Si çdo gjallesë tjetër edhe mua Allahu i Madhëruar prej shekujsh vazhdon të më krijojë e të më zgjerojë.

Allahu i Madhëruar prej shekujsh vazhdon të më krijojë e të më zgjerojë. Madje, një centimetër toke që ju shikoni, duhet një shekull për t'u krijuar. Ju mund ta shikoni trupin tim si një materie pa shpirt. Por në të vërtetë brendësia ime përbëhet nga miliona gjallesa. Trupi im përbrenda është i mbushur plot me bakterie dhe mikroorganizma. Domethënë, çdo centimetër katror e tokës është një gjallesë. Unë me anë të këtyre gjallesave të vogla dhe të bakterieve, bimët e thata dhe trupat e kafshëve të ngordhura i përpunoj dhe i transformoj në dhe. Në këtë mënyrë i kthej ato në ushqim për bimët dhe kafshët e gjalla.

Sa bukur jep shembuj Zoti ynë

me të gjitha mrekullitë që ka krijuar. Dhe në krye të këtyre mrekullive patjetër ndodhem unë. Për këtë arsye, në Kuran thuhet: **"... dhe ti e sheh tokën të tharë, por, kur Ne lëshojmë ujë mbi të, ajo trazohet dhe gufon dhe prej saj mbijnë gjithfarë lloj bimësh të mrekullueshme në çift."** (Haxh, 5)

Nëpërmjet meje, Allahu i Madhëruar ka përgatitur për të gjitha llojet e krijesave sofra të ndryshme. Pa mendoni pak: 'sofrat' e bagëtive, e stolisur me fusha dhe lëndina të mbushura me bar; 'sofrat' e zogjve, me fushat me grurë dhe insekte të shumta për ushqim; 'sofrat' e peshqve, të përgatitura me gjallesa të vogla nënujore dhe, 'sofrat' e mrekullueshme të njerëzve të përgatitura me mishra, fruta e perime të



shumëllojshme. Si përfundim, nga sipërfaqja e tokës, e cila duket e njëjtë në pamje të jashtme, dalin me miliona lloje ushqimesh. Secila krijesë ushqehet me ushqimin e saj. As ushqimi nuk mbaron as unë nuk mbarohem. Çfarë mrekullie e ma-



dhe hyjnore që qenka toka!

Unë kam gjithashtu veçori pastrimi. Më parë gjyshet tuaja, kur nuk kishin sapun apo detergjent, i lanin rrobat me argjilë; domethënë me mua. Nga ana tjetër, të gjitha mbeturinat dhe jashtëqitjet e kafshëve zhduken brenda meje. Domethënë i marr ato në trupin tim, i pastroj dhe i transformoj në dhe. Nëse unë nuk do ta kisha këtë veçori, era e kufomave, e kafshëve të ngordhura apo e jashtëqitjeve të tyre do të bëhej e padurueshme. Domethënë, po të mos isha unë, në tokë nuk do të jetohej dot nga era e keqe.

Unë çdo gjë e kthej në origjinën e saj, domethënë tek unë. Pastaj nëpërmjet meje përsëri lindin bimët. Në të vërtetë, kafshët që ju shihni, pemët, lulet, frutat, të gjitha gjallesat, madje edhe njerëzit, nuk janë tjetër veçse forma të ndryshme të tokës.

Krijimi i njeriut është bërë nga unë, toka. Lënda e parë e krijimit të tij është dheu. Substancat e ndry-

shme në tokë, si: hekuri, zinku, bakri, kripa, uji, etj., gjenden edhe në trupin e njeriut. Ashtu sikurse njeriu ushqehet me frutat dhe me perimet që dalin nga toka, edhe kafshët, të cilat shërbejnë si ushqim për njeriun, ushqehen me ato çka toka rrit. Shkurtimisht, njeriu është i krijuar nga dheu. Ekzistenca e tij trupore është pjesë e tokës. Në të vërtetë, njerëzit janë trupa dheu, të cilët ecin mbi tokë. Njeriu lind mbi tokë dhe ushqehet prej saj. Pasi vdes, përsëri zhduket në tokë. Njeriu lind në botë në gjirin e nënës, ndërsa kur vdes vendoset në gjirin tim. Pastaj unë e përpunoj trupin e tij dhe e kthej në gjendjen time.

Vendi mbi të cilin ju ecni është forma e transformuar në dhe, e miliarda trupave të njerëzve dhe të kafshëve që prej Ademit (a.s.) e deri



më sot. Sot ju, njerëzit, ecni dhe shëtisni mbi mua. Do të vijë një ditë, kur shpirti juaj do të shkëputet nga trupi dhe ju do të ktheheni ashtu sikurse u krijuat në tokë, domethënë tek unë. Ndërsa shpirtrat do të vazhdojnë të jetojnë. Trupi juaj do të ruhet në



gjirin tim deri në Ditën e Kiametit. Vendbanimi juaj i dytë pas botës do të jem unë. Do t'ju mbaj në gji porsi nënë. Ndërsa Ditën e Kiametit do të dilni dhe do të bashkoheni sërish me shpirtin. Më pas do të fillojë një jetë e pafundme.

Poeti i madh, miku i zotit Mevlana, i këshillon njerëzit duke thënë: "Bëhu modest si toka". Ai, ngaqë e kishte kuptuar mirë vlerën time tregon një shembull të bukur dhe thotë: "Të gjitha krijesat ecin mbi tokë dhe ushqehen prej saj. Trupat e kalbur dhe mbeturinat (jashtëqitjet) e tyre ia lënë tokës. Ajo, edhe pse shkelet me këmbë, edhe pse hidhet mbi të çdo lloj mbeturine - vazhdon t'u shërbejë të gjitha krijesave me modesti, pa u lodhur dhe pa u mërzitur".

Edhe ju, nëse dëshironi të bëheni njerëz të mirë; çdo ditë duhet të merrni mësim dhe të mendoni thellë gjendjen time ndërkohë, që më shikoni dhe ecni mbi mua. Shpirti juaj ka nevojë për dëlirësi dhe çiltërsi.

Ashtu sikurse lulet japin aromë të bukur edhe morali juaj duhet t'u

japë njerëzve kënaqësi. Edhe unë jam e nderuar që mbi mua shkelin njerëz që e duan Allahun, të Dërguarin e Tij dhe që kanë moral të lartë.

Dhe mos harroni se edhe atdheu me të cilin krenoheni, është një pjesë toke. Në atë copë toke mbrohet feja. Mbrohet nderi, dinjiteti, krenaria e popullit. Për këtë arsye, toka e atdheut është e shenjtë.



Ideali i çdo myslimani të ri duhet të jetë mbrojtja e kufijve të atdheut, me qëllim që të sigurojë ruajtjen e imanit (besimit), nderit, krenarisë dhe të dinjitetit të tij.

Ideali i çdo myslimani të ri duhet të jetë mbrojtja e kufijve të atdheut, me qëllim që të sigurojë ruajtjen e imanit (besimit), nderit, krenarisë dhe të dinjitetit të tij.

Unë jam ajri, brenda të cilit ju jetoni çdo ditë dhe me të cilin mbushni mushkëritë tuaja. Mua mund të më quani edhe atmosferë, e cila mbulon sipërfaqen e tokës. Njerëzit, kafshët, bimët të gjithë kanë nevojë për mua. Zoti i Gjithësisë më ka krijuar të tillë, që të gjendem në çdo cep të botës dhe në çdo moment në cilësinë dhe sasinë e caktuar.

A ju ka bërë ndonjëherë përshtypje? Si ka mundësi që në shkretëtirë, nëpër pyje, nëpër dete, madje edhe brenda shtëpisë, sasia e oksigjenit është gjithmonë 21%, e azotit 78% dhe e gazrave të tjerë 1%? Patjetër që kjo është një dhuratë e Zotit tonë, në mënyrë që njerëzit të jetojnë në këtë botë të qetë.

Sigurisht unë (ajri), dhurata e Zotit, nuk jam i kufizuar vetëm me kaq. Në të njëjtën kohë, unë jam si një kondicioner për krijesat e Allahut. Nganjëherë bëhem erë e nxehtë dhe ju ngroh nga të ftohtit; nganjëherë bëhem erë e ftohtë dhe ju freskoj nga vapa.



Unë i ngre lart retë dhe i vë ato në lëvizje. Nga këto re, në netët e ngrohta pranverore zbres shiun dhe me të



Si në pranverë, ashtu edhe në vjeshtë, ajo çka zbret nga qielli është "$H_2O$"; domethënë ujë. Porse njëri ringjall, kurse tjetri vret.

çdo gjë sërish merr jetë dhe gjelbërohet. Të njëjtin shi e zbres edhe në ditët e ftohta të vjeshtës; por me këta shira, i zverdh dhe i thaj gjethet e pemëve.

Si në pranverë, ashtu edhe në vjeshtë, ajo çka zbret nga qielli është "$H_2O$"; domethënë ujë. Porse njëri ringjall, kurse tjetri vret. Kjo është një mrekulli që tregon Allahu me mua; domethënë një mrekulli që ndodh me ajrin.

Unë jam gjithashtu ai që u fryn velave dhe i vë anijet në lëvizje. Edhe krahët e mullinjve me erë, unë i lëviz... Unë i fshij dhe i largoj mbe-

turinat dhe erërat e këqija. Aromën e mirë të luleve dhe të trëndafilave unë e shpërndaj gjithandej. Po të mos jem unë, zogjtë nuk fluturojnë dot me krahët e tyre. Avionëve u hap rrugë të mundshme për të fluturuar. Kështu që njerëzit mund të udhëtojnë të sigurtë. Në një lartësi prej 8-10 mijë metrash, ku sasia e gazit është e pakët dhe presioni i ajrit i ulët, nëse shtresa e troposferës do të ishte e njëjtë me shtresën time (të atmosferës), avionët nuk do të mund të udhëtonin lehtësisht dhe të sigurtë. E thënë ndryshe, duke pasur një fërkim më të fortë me ajrin, avionët do të nxeheshin më shpejt dhe do të harxhonin më shumë karburant sesa harxhojnë sot.

Kur avionët udhëtojnë në lartësinë 10 000 metra, pasagjerët brenda në kabinën e avionit ndjejnë presionin e një lartësie prej 1000 metrash. Ata



që kanë udhëtuar me avion e dinë që shpesh stjuardesat i paralajmërojnë udhëtarët, duke u thënë: “Nëse bie presioni i ajrit në kabinë, vendosni maskat e oksigjenit”. Ky veprim shërben për t’i shpëtuar presionit të ajrit dhe për të marrë frymë lehtësisht.



Në qoftë se njeriu në një lartësi 15-20 mijë metra do të përballej me presionin e ajrit, mushkëritë dhe të gjithë damarët do të fryheshin dhe do të pëlcisnin. Shikoni sa bukur e shpjegon Libri ynë Kurani këtë të vërtetë 1400 vjet më parë, në një kohë kur nuk ishin shpikur akoma as makineritë me motor të thjeshtë: "**Allahu ia hap zemrën për** (të pranuar) **Islamin atij që dëshiron ta udhëzojë, ndërsa atij që dëshiron ta lërë në humbje,** (ia mbyll zemrën e) **ia shtrëngon gjoksin si të jetë duke u ngjitur në qiell. Kështu, Allahu, i ndëshkon ata që nuk besojnë.**" (En'am, 125)

**Kjo është një mrekulli e Kuranit...**

Në qoftë se i njëjti presion ajri, që ndodhet në stratosferë do të ishte edhe në tokë, asnjëri nga ju nuk do të mund të jetonte. Nëse e njëjta forcë graviteti dhe i njëjti presion ajri, që ndodhet në tokë do të ekzistonte në stratosferë, këtë herë udhëtimi me avion do të ishte i pamundur. Madje edhe zogjtë fluturojnë në lartësi të ndryshme sipas gjendjes së orga-

neve të tyre të brendshme. Për shembull: harabeli nuk mund të fluturojë shumë lart, për shkak se organet e brendshme dhe krahët e tij nuk janë të përshtatshëm për atë lartësi. Nga ana tjetër, shqiponja ka organe frymëmarrjeje dhe krahë të atillë, që ta ngrenë lart deri në majat e maleve. Allahu i Madhëruar i ka krijuar trupat e tyre në përputhje me lartësinë, në të cilën mund të fluturojnë dhe ajrin e ka përshtatur sipas mundësisë së tyre për të fluturuar.

Zoti ynë, me urdhërin e Kuranit "**Lexo**", dëshiron që duke medituar mbi këto mrekulli, të kuptojmë dhe të ndjejmë fuqinë dhe madhështinë e Tij (xh.sh.).

Allahu i Lartësuar, mua ajrin më ka krijuar vetëm në qiellin e kësaj bote. Sikurse e dini, në asnjërin prej planeteve të tjerë nuk mund të gjeni gaz të



tillë si unë. Duke parë gjendjen time, normalisht i bie që unë të mos qëndroj vetëm përreth tokës, por të përhapem në hapësirë, sepse forca tërheqëse e tokës nuk është e mjaftueshme të më mbajë të përqëndruar vetëm në sipërfaqen e saj. Por unë ekzistoj dhe



qëndroj në tokë vetëm me forcën e pafundme të Allahut (xh.sh.).

Për ata që kuptojnë, unë atmosfera kam edhe sa e sa mrekulli të tjera. Për shembull, ju e dini se linja e Ekuatorit është 40 000 kilometra. E dini gjithashtu se toka rrotullohet rreth boshtit të saj për 24 orë, duke krijuar në këtë mënyrë ditët dhe netët. Po të pjesëtoni 40 000 për 24 del se shpejtësia e rrotullimit të tokës është 1666 kilometra në orë. Kjo tregon se toka rrotullohet dy herë më shpejt sesa shpejtësia e fluturimit të një avioni udhëtimi. Në fakt, gjendja e njerëzve i ngjan asaj të mizës, e cila ka qëndruar mbi krahun e ventilatorit të një freskoreje. Nëse freskorja do fillonte të lëvizte dy herë me shpejt se shpejtësia e avionit, vallë si do të përfundonte miza?.. Patjetër që ajo do të zhdukej në çast. Atëherë, si ka mundësi që ju ecni, flisni, punoni në një botë që rrotullohet me këtë shpejtësi dhe nuk ju ndodh asgjë? Vallë, keni menduar ndonjëhere? (kjo ndodh) Sepse, unë, ajri rrotullohem në të njëjtin krah dhe me të njëjtën shpejtësi me tokën. Në këtë mënyrë, ju nuk përplaseni si miza

mbi krahun e freskores. Sepse unë ju ruaj sikur të ishit në një llambë kristali dhe ju nuk ndieni asgjë.

Të gjithë njerëzit – duke përfshirë këtu edhe ateistët e mohuesit – pa e kuptuar i nënshtrohen dhe i besojnë vullnetit të Allahut (xh.sh.). Sepse kur dalin në mëngjes nga shtëpia nuk është se marrin me vete një bombël oksigjeni të shqetësuar se "vallë do të pakësohet oksigjeni sot jashtë, apo do të mbarojë?". As nuk mendojnë se mund të rriten gazrat e dëmshëm dhe të thonë "sikur të merrja me vete një maskë gazi?". Madje edhe ateistët, pa e menduar i besojnë ekzistencës dhe cilësive të Allahut të Madhëruar. Por për shkak të kokëfortësisë dhe injorancës së tyre, errësira e shkujdesjes ua ka kapluar zemrat dhe nuk i dallojnë këto të vërteta.

Për këtë arsye, Allahu (xh.sh.), dë-



shiron nga ju robërit e Tij një mendje që logjikon dhe një zemër që ndjen. Ai i përshkruan kështu njerëzit e Tij të dashur: **"**...(ata) **që meditojnë për krijimin e qiejve dhe të Tokës** (duke thënë) **'O Zoti ynë! Ti nuk i ke krijuar kot këto – lartësuar**



**qofsh** (nga çdo e metë)**!"** (Al 'Imran, 191)

Në të vërtetë, çdo gjendje imja (e atmosferës) është një adhurim i veçantë për ju.

Për shembull: rrezet e diellit vijnë në tokë me një shpejtësi prej 300 000 kilometrave në sekondë; domethënë me shpejtësinë e dritës arrijnë në tokë për 8 minuta. Kurse largësia e tokës nga dielli është 150 milion kilometra. Rrezet e diellit, ndërsa vijnë në tokë, kalojnë nëpërmjet errësirave të hapësirës. A keni menduar ndonjëherë? Megjithëse ka diell, përse hapësira është në errësirë? Sepse, kur rrezet e diellit hyjnë në atmosferë, kthehen në dritë dhe ndriçojnë tokën. Si një llambë. Duket sikur rrezet kalojnë nëpër hapësirë nëpërmjet një teli elektrik dhe kur hyjnë në atmosferë me anë të një çelësi hyjnor, bota mbushet me dritë. Rrezet e diellit, sapo futen në shtresën time të parë përplasen me gazrat dhe si në brendësinë e një llambe fluoreshente (neon) përhapet drita. Nga ana tjetër edhe hëna, e cila ndriçon botën si një llambë, është e errët. Por dielli i jep dritë. Natën,

drita që reflekton nga hëna kalon nëpër errësirë derisa arrin tek unë (atmosfera). Në atë moment rrotullohet çelësi hyjnor. Drita e reflektuar nga hëna zbret mbi ju duke krijuar një bukuri të papërshkrueshme.

Si përfundim unë, e ngarkuar me detyrën e Zotit tim, ju jap juve oksigjen dhe ju merrni frymë me të.

Edhe ju merrni mësim nga unë dhe duke ndihmuar të varfrit dhe nevojtarët jepuni atyre një frymëmarrje të lehtë.

Unë i jap botës suaj dritë ndryshe gjatë ditës, ndërsa natën ndryshe dhe ju me të ndriçoheni.

Edhe ju me moralin dhe diturinë tuaj bëhuni dritë e fesë, atdheut dhe e popullit tuaj.

Unë zbres nga retë ujin e shiut të pastër, të kthjellët dhe të shijshëm;



dhe ju pini prej tij.

Edhe ju si unë, përhapni nga dora, gjuha dhe zemra juaj gjithmonë mirësi për të gjitha krijesat e Allahut.

Unë jam një pikë shiu. Që nga koha e Ademit (a.s.), e deri sot, kam kaluar aq shumë aventura, saqë po të shkruaja libra të tërë me vëllime, përsëri nuk do të mbaroja dot së treguari. Që prej Hazreti Ademit, edhe pse kanë kaluar mijëra e mijëra vjet; herë-herë jam gjendur në detra, herë-herë në liqene e herë-herë në barkun e gjallesave. Nuk e di se sa herë dielli më ka bërë të avulloj. Pastaj përsëri më ka zbritur në tokë. Nganjëherë njerëzit më pinë. Prej tyre dal në formën e djersës e pastaj zhdukem në ajër.

Në qiell u bëra re. Në tokë pikova pa numërim.

Ja kështu, Allahu i Madhëruar më krijoi mua për t'u shërbyer të gjitha krijesave. Njerëzit më pinë dhe freskohen. Të gjitha bimët dhe kafshët marrin frymë me mua. Allahu (xh.sh.), më bëri mua shkakun e kësaj mirësie.



Falënderimet i qofshin Allahut! Shumë prej njerëzve kënaqen në shpirt, kur shikojnë me miliona pika të miat, që rrjedhin në formën e burimeve e të lumenjve. Unë gjelbëroj gjithçka nëpër të cilën kaloj. Në brendësinë e tokës depërtoj në formën e shiut.



Farën e mbjellë e ndihmoj që të mbi-jë. Futem nga rrënjët e pemëve dhe arrij deri tek gjethet e tyre. Frutave u jap shije të ndryshme. Meritat e mia janë të panumërta. Allahu (xh.sh.), më ka dhënë aq shumë merita, saqë nuk mbarohen dot së numëruari.

Ju e dini mirë, ngaqë e studioni në shkollë, unë përbëhem nga dy elementë hidrogjen dhe një element oksigjen ($H_2O$). Mendoni pak këtu fuqinë hyjnore që më ka krijuar. Në qoftë se hidrogjeni dhe oksigjeni do të bashkoheshin në një formë tjeter, domethënë njëri të ishte pak më shumë sesa ç'është, atëherë nuk do kishte as ujë dhe as jetë. Mbase atë-herë do të krijoheshin acide djegëse. Sepse oksigjeni është një substancë djegëse, kurse hidrogjeni ndezëse. Allahu (xh.sh.), nga dy substanca të kundërta dhe të dëmshme ka krijuar një pije të tillë si unë, e cila e qetëson dhe i jep energji trupit.

Nga ana tjetër, ju më ngrini mua. Atëherë unë marr një formë të mre-kullueshme kristalesh. Bëhem akull dhe i mbaj të ftohta ushqimet. Ndër-sa kur keni të ftohtë, më vloni në zjarr, atëherë unë ju ngroh juve.

Nganjëherë futem në çajin ose në kafenë që ju pini, duke i dhënë stomakut tuaj një shije të këndëshme.

Po ju, a keni menduar ndonjëherë se sa shumë të mira ju ka dhënë Allahu nëpërmjet meje?

Vërshimi im nëpër gurët e përrenjve bëhet shkak për frymëzimin me dashuri të poetëve. Njëherë një poet e shprehte me këto vargje gjendjen time të nxituar: "Nxiton uji për tërë jetën, duke përplasur kokën nga një gur në tjetrin, me shpresën për të arritur tek dheu, që gjendet nën këmbët e tij". Me këto vargje poeti i jepte fjalë (gjuhë) dashurisë sime për të Dërguarin e Allahut (a.s.). Në vërshimin tim me entuziazëm, ai shikon dëshirën dhe dashurinë time të zjarrtë për të arritur deri tek këmbët e të nderuarit Pejgamber (a.s.). Ah, meqë ra fjala, po ju a ndjeni mall për të Dërguarin e Allahut? Sa e doni të Dërguarin e



Allahut? Unë dhe miliona substanca të tjera në univers e duam atë Pejgamber (a.s.), më shumë se çdo krijesë tjetër.

Të ngjashëm me frymëzimin e poetit edhe ju kur të shikoni ndonjë ujë lumi apo përroi, ndiqni përplasjet e



mia; mendojini këto përpjekje si një dëshirë për të arritur në vendlindjen e të Dërguarit të Allahut (a.s.).

Po ju tregoj se si unë shpesh bëhem shi. Unë hyj dhe dal nëpër vende të ndryshme. Pikoj në det, bëhem i kripur. Futem në tokë, bëhem i ëmbël. Nganjëherë padashje bie në llumra, bëhem ujë me mikrobe. Zbres mbi një trëndafil, bëhem pikëza me aromë tërheqëse. Më në fund, dielli më bën të avulloj. Së bashku me erërat ngrihem në qiell dhe atje pastrohem. Pastaj përsëri të gjitha së bashku kthehemi në formën e kokrrave të shiut dhe fillojmë të zbresim në tokë. Kur kthehemi sërish në tokë, bëhemi mëshirë dhe begati për të gjithë.

Jua tregova të gjitha këto, në mënyrë që duke parë rrugëtimin tim edhe ju të pastroheni nga të gjitha veset negative, që keni përbrenda dhe të ngjashëm me shiun, të bëheni mëshirë për krijesat.

A keni menduar ndonjëherë se si ne (pikat e shiut) zbresim ngadalë në tokë? A keni menduar pse pikat e shiut nuk bashkohen me njëra-tjetrën dhe të zbresin si lumë... Pse pikat e shiut bien të ndara edhe në kohë

furtune… Pse nuk dëmtojnë asnjë njeri..? Pse nuk i bëjnë dëm as edhe një kafshe..? Ndërsa sipas tërheqjes së tokës, pikat e shiut, të cilat bien prej mijëra metrave lartësi, duhet të shponin si plumb vendin ku do të binin. Kush e zbret këtë shi të qetë në tokë? Kush është ai që zgjedh gjithmonë mirësinë për njerëzit dhe gjallesat e tjera?

Do t'ju tregoj edhe momentet në të cilat unë (uji) ndihem më së shumti keq dhe i mërzitur. Ato momente janë kur brenda meje përzihet alkooli dhe servirem në tryezë.

Kam edhe momente, kur fluturoj nga gëzimi. Kur të jetë kismet dhe të përzihem me ujin e Zemzem-it dhe të servirem përpara jush si zemzem, atëherë ndjej një gëzim që nuk mund të përshkruhet.

Mendoni mirësinë e ujit që Allahu jua ka dhuruar! Kam një lutje për



ju! Përpara se të më pini, thoni “Bismillah”! Edhe pasi të më pini thoni “Elhamdulillah”, mirë?

Unë jam dielli, i cili ngroh dhe ndriçoj çdo ditë tokën tuaj. Ju më shikoni në qiell në madhësinë e një tepsie. Porse unë jam një yll aq i madh... po jua shpjegoj kështu: Planetin tokë mbi të cilin ju jetoni, mendojeni në madhësinë e një topi. Vetëm nëse 1.300.000 (një milion e treqindmijë) topa të tillë në madhësinë e tokës do i bashkoni së bashku, atëherë mund të barazohen me madhësinë time. Ose ta them ndryshe: Nëse do të më ndanit mua në një milion e treqindmijë pjesë, çdo pjesë e imja do të ishte e barabartë me madhësinë e tokës suaj.



Jam si një llambë e stërmadhe me miliona kilometra larg jush. Me lindjen time i zhduki errësirat mbi botën tuaj. Juve dhe të gjitha krijesat e tjera ju ngroh si një furrë në formën që dëshironi. Frutat dhe perimet i bëj të piqen dhe i përgatis për ju gati për t'i ngrënë. Sikur bota të ishte pak më afër meje, atëherë çdo gjë do të digjej dhe shkretohej. Po të ishte pak më larg, këtë herë ajo do të kthehej në një planet prej akulli. Porse unë as nuk ju djeg dhe as nuk ju ngrij. Kurse ju, madje, nuk mund ta ima-



"Betohem në çastin
e perëndimit të yjeve,
- e ky është betim i
madh, veç sikur
ta dinit."
(Vakia, 75-76)

gjinoni nxehtësinë time të vërtetë. Sepse nxehtësia e brendësisë sime është saktësisht 20.000.000 (njëzet milion) gradë celsius. Mendoni ujin, i cili zien në temperaturën 100 gradë. Nxehtësia ime është pikërisht 200.000 herë më e lartë.

Ne yjet jemi si topa prej zjarri. Ju vini në jetë prej nënave tuaja. Kurse unë u krijova si pasojë e një shpërthimi të madh. Edhe yjet e tjerë janë krijuar kështu. Ne lindim nga gropat e bardha. Por vendin e lindjes dhe se si kemi lindur asnjë shkencëtar nuk ka arritur ta mësojë deri më sot.

Shumica prej nesh (yjeve) janë më të mëdhenj sesa toka juaj. Në lidhje me këtë, Allahu i Madhëruar ua kujton njerëzve dhe i thërret ata

të mendojnë mbi artin e mrekullueshëm dhe fuqinë madhështore: **"Betohem në çastin e perëndimit të yjeve, - e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit."** (Vakia, *75-76*)

Madje vendin e yjeve mendja juaj nuk është në gjendje as ta mendojë. Shkencëtarët arrijnë të na përkufizojnë ne si një dritë, e cila ecën me shpejtësi 300.000 (treqind mijë) km në sekondë. Domethënë, nëse filloni të numëroni dhe sapo të thoni "1", rrezet tona brenda atij sekondi arrijnë ta përshkojnë 8 herë Ekuatorin, i cili ka një gjatësi prej 40 mijë km. Ka edhe prej atyre yjeve, dritat e të cilëve arrijnë tek ju pas mijëra vjetëve. Mendoni pak se sa larg janë prej tokës tuaj!

Nuk e di se sa vjeç jeni ju; por unë jam afërsisht 5.000.000.000 (pesë miliard) vjeç. Që ta kuptoni më mirë,



ka pesë miliard vjet që vazhdoj të digjem. Domethënë, çdo sekondë harxhoj katër milion ton lëndë djegëse. Kjo sasi është e barabartë me 172.800.000.000 (njëqind e shtatëdhjetë e dy miliard e tetëqind milion) ton në ditë. As mos t'ju shkojë



ndërmend dhe të thoni që dielli ynë mund të shuhet. Sepse për pesë miliard vjet, trupit tim i është zvogëluar vetëm 1/5000 (një e pesëmijëta).

Allahu i Madhëruar ka krijuar sa e sa yje të ngjashme me mua. Për shembull: mendoni Galaktikën (Rrugën e qumështit) në të cilën gjendemi si unë ashtu edhe ju. Unë brenda kësaj galaktike jam vetëm njëri prej 200.000.000.000 (dyqind miliard) yjeve. Domethënë, sikurse njëra prej kokrrave të rërës në bregun e një oqeani të pafund... Meqë ekzistokan edhe miliarda galaktika të tjera të ngjashme me Galaktikën e qumështit (Galaktikën tonë), atëherë imagjinoni pak në mendjen tuaj! Trupi im i stërmadh brenda universit nuk është as sa një grimcë pluhuri në tokë!

Kur shikoni në qiell, ju mendoni se unë rri ashtu pa lëvizur. Por në të vërtetë unë rrotullohem rreth tokës dhe rreth vetes sime dhe së bashku me planetet e tjerë udhëtojmë në një drejtim të paditur nëpërmjet errësirave me një shpejtësi prej 250 km në sekondë. Në këtë qiell të pafund kryhet një udhëtim i tillë që, megjithëse udhëtojmë prej miliarda

viteve, nuk kalojmë nga i njëjti vend dy herë. Përgjatë këtij udhëtimi të mrekullueshëm të të gjithë Galaktikës edhe ju së bashku me tokën - dhe përreth meje gjithashtu - udhëtoni 2.000.000 km (dy milion) në ditë, por ju këtë gjë nuk e ndjeni aspak. Imagjinojeni ju pastaj peizazhin që do të shfaqej sikur t'ia shtonit edhe shpejtësinë prej 1666 km në orë të rrotullimit të tokës rreth boshtit të saj. Çfarë mrekullie e mahnitshme e artit hyjnor! Çfarë ekuilibri i mrekullueshëm! Çfarë programi i përpiktë!

Ai që ia vendos universit këto rregulla është Allahu i Madhëruar. Pas gjithë kësaj shpalosjeje të fuqisë dhe madhështisë hyjnore, ajo që ju takon juve është të meditoni mbi pafundësinë e Zotit të gjithësisë. Për këtë Zoti ynë thotë: **"... Nuk mund të gjesh në krijimin e të Gjithëmëshirshmit kurrëfarë ceni. Hidhe vështrimin: a sheh ndonjë plasaritje? Pastaj hidhe serish vështrimin; sytë e tu do të kthehen të lodhur e të molisur."** (Mulk, 3-4)



Ky është mesazhi i Kuranit Famëlartë, i zbritur një mijë e katërqind



vjet më parë për njeriun e sotëm, mesazh i cili do të ekzistojë deri në Ditën e Kiametit. Sa i madh ky Kuran, përfshirësi i gjithçkaje në univers! Sa i madh ky Kuran gjithmonë një hap përpara! Çfarë udhëzuesi i të vërtetave hyjnore është ky (Libër), të cilin të gjitha shkencat e ndjekin nga pas! Edhe kur njerëzimi e humbet rrugën, busulla e njeriut është përsëri ky Kuran!

Përpara se të zbriste Kurani, njerëzit e atëhershëm (të periudhës së injorancës) na shikonin ne yjeve si shkëndija ndriçuese. Madje, duke na shikuar ne, bënin falle dhe sipas fallit vendosnin për punët që do të bënin. Nga ana tjetër, shumë shekuj më vonë (akoma në shekujt XV dhe XVI), të krishterët europianë pretendonin se toka nuk rrotullohet; madje pretendonin se unë (dielli) rrotullohem rreth tokës. Sa keq që veshët e tyre të mbyllur përpara së vërtetës ishin shumë larg për të dëgjuar udhëzimet e Kuranit, të kësaj mrekullie hyjnore.

Unë, me urdhërin e Zotit të Madhërishëm, përfaqësoj mëshirën dhe begatinë e Tij (xh.sh.), mbi tokë. Ashtu siç u jep Zoti furnizim (rrizk) ateistëve

dhë mëkatarëve, të cilët e mohojnë dhe e kundërshtojnë Atë (xh.sh.) dhe u jep atyre kohë duke duruar në mënyrë që të shikojnë të vërtetën, ashtu edhe unë pa bërë dallim se çfarë janë myslimanë, jomysliman, mëkatarë apo të pafe, të gjithë i ngroh dhe i ndriçoj njësoj.

Allahu i Madhëruar e fillon Kuranin me urdhrin "Lexo!". Ai (xh.sh.), dëshiron kështu që të studioni dhe të meditoni mbi krijimin e universit dhe në fund të arrini të lexoni gjithçka ndodh në të. Njëri prej miqve të Zotit, Hazreti Mevlana, duke ju dhënë juve këshilla mbi mëshirën dhe bujarinë, më tregon mua si shembull, duke thënë: "Bëhu si dielli i dashur dhe i mëshirshëm!"

Më lart ju tregova sesi Allahu i Lartësuar betohet në mua "Pasha atë diellin..." dhe më përshkruan si një yll ndriçues.



Edhe ju përkujtojeni fuqinë dhe madhështinë e Allahut (xh.sh.), sa herë që të më shikoni dhe sa herë që rrezet e mia të mëngjesit të bien mbi ju.

Unë jam një mrekulli e Zotit, e cila do të zgjasë deri në Ditën e Kiametit. Jam udhëzues drejt qetësisë dhe lumturisë për njerëzimin.

Unë jam Kurani i Lartësuar, i dërguar nga Allahu (xh.sh.), si thesar diturie për njerëzit. Gjithmonë atyre që zbatojnë urdhëresat e mia dhe largohen nga ndalesat e mia, u kam dhënë qetësi në zemër dhe gëzim në sy. Këta persona do të jenë të atillë edhe në Xhenet, të lumtur dhe faqebardhë.

Unë jam një libër i tillë që, nëse njerëzit do ta përshtasin jetën e tyre sipas modelit tim dhe do të ecin gjithmonë në rrugën që unë kam treguar, atëherë ata do të gëzojnë nder, krenari dhe dinjitet; gjithashtu, do të mishërojnë cilësitë e një njeriu modest dhe me moral të mirë.



## Unë kam ardhur prej Zotit!

Të gjithë librat në botë janë prodhim i mendimeve dhe thënieve të treguara nga njerëzit; pra, u referohen njerëzve ose kanë prejardhje njerëzore. Kurse unë jam fjala e Zotit të Madhërishëm. Nga Ai (xh.sh.), kam ardhur; domethënë, kam prejardhje hyjnore.



Në librat e shkruar nga njerëzit gjenden gjithmonë gabime dhe mangësi. Kurse në mua nuk mund të gjeni as edhe një mangësi apo gabim. Sepse unë jam vepër e Zotit, i cili ka krijuar të gjithë universin dhe në të ka gjithçka në mënyrën më të përpiktë dhe më të mrekullueshme.

Ai (xh.sh.), urdhëron: **"I Gjithëmëshirshmi, ua ka mësuar Kuranin** (robërve të Tij)**, ka krijuar njeriun dhe ia ka mësuar atij të folurit e qartë."** (Rrahman, 1-4) Andaj Allahu i Lartësuar më ka dërguar tek ju si udhëzues dhe udhërrëfyes.

## Unë jam mrekullia më e madhe e të Dërguarit të Allahut, (a.s.)

Allahu i Madhëruar u dërgoi libra të shenjtë edhe popujve të mëparshëm. Njerëzit e atyre popujve kërkuan prej pejgamberëve të tyre që t'u tregonin mrekulli. Edhe pejgamberët u treguan atyre mrekulli të ndryshme. Për shembull: Salihu (a.s.), përpara syve të njerëzve nxori prej shkëmbit devenë së bashku me të voglin e saj. Ibrahimi (a.s.), i ktheu turrat e druve prej zjarri në lulishte me lule. Musai (a.s.), e ndau

me shkopin e tij Detin e Kuq mes për mes. Isai (a.s.), shëroi të verbërit dhe ngjalli të vdekurit (me urdhërin e Zotit). Kurse pejgamberit të fundit, Muhamedit (a.s.), iu dhurova unë. Unë jam mrekullia më e madhe e të Dërguarit të Allahut (a.s.). Sepse që prej një mijë e katërqind vjetësh e deri më sot njerëzimi nuk ka mundur ta shkruajë një libër si unë. Madje nuk kanë arritur të formulojnë as edhe një verset të ngjashëm me ajetet e mia. As nuk kanë për të arritur!

Këtë të vërtetë Allahu i Madhëruar e shpjegon kështu: **"Thuaj: 'Sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit dhe xhindët për të hartuar një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të hartonin një të ngjashëm me të, madje, edhe sikur ta ndihmonin njëri-tjetrin."** (Isra, 88)

Të gjithë e dini çfarë janë enciklopeditë. Mblidhen me dhjetëra shkencëtarë apo dijetarë dhe së bashku,



duke përmbledhur njohuritë e tyre formulojnë një enciklopedi. Por me kalimin e 9 apo 10 viteve në shkencë dhe teknologji ndodhin zhvillime të shpejta dhe në jetën sociale shumë gjëra ndryshojnë. Prandaj shumë informacione të shkruara në enciklopedi humbasin vërtetësinë



dhe vlefshmërinë e tyre. Pastaj janë të detyruar të shkruajnë përsëri një enciklopedi të re. Për shembull, në një fjalor të përgatitur 20 vjet me parë nuk mund t'i gjeni fjalët internet, celular apo postë elektronike. Sepse në atë kohë as personat, të cilët e kanë përgatitur fjalorin nuk ishin në dijeni të këtyre gjërave.

Për këtë arsye, në sipërfaqen e tokës nuk ka asnjë libër tjetër përveç meje që të ketë ekzistuar prej shekujsh dhe të mos ketë në të mangësi apo gabime. Sepse informacionet që mbart unë janë vepër e të Madhit Zot, i cili me diturinë e Tij të pafundme ka përfshirë gjithçka. Prandaj unë eci gjithmonë përpara të gjitha shkencave dhe u bëj atyre dritë. Kurse shkencëtarët dhe dijetarët munden të zbulojnë vetëm aq sa ata kuptojnë.

## Njerëzimi do t'i dëshmojë të vërtetat e mia deri në Ditën e Kiametit!

Unë kam aq shumë të vërteta mrekulluese, saqë njerëzimi do të mahnitet me mësimin e tyre.

Tani, shikoni me kujdes majën e gishtit tuaj tregues. Në majën e gishtit tuaj – e cila nuk është as sa një

centimetër katror – do të shikoni disa vijëza të holla. Këto janë shenjat e gishtërinjve tuaj. Afërsisht shtatë miliardë banorë të tokës i kanë shenjat e gishtërinjve të ndryshëm njëri nga tjetri. Domethënë që shenja e gishtit tuaj është e pangjashme. Domethënë që edhe shenjat e gishtërinjve të miliarda njerëzve, të cilët kanë jetuar më parë, nuk janë kurrsesi të ngjashëm me ato të dikujt tjetër. Këtë gjë shkencëtarët arritën ta kuptonin vetëm 70 vjet më parë. Ndërsa Allahu i Madhëruar ka njoftuar për këtë të vërtetë katërmbëdhjetë shekuj më parë: **"A mendon njeriu se nuk do të mund t'i mbledhim eshtrat e tij?! Po, si jo! Ne jemi të zotë t'ia ribëjmë bashkë me përsosmëri edhe majat e gishtave të tij."** (Kijamet, 3-4)

Zoti ynë i Plotfuqishëm – i cili me fuqinë e Tij bën gjithçka dëshiron – na lajmëron se do ta ringjallë përsëri njeriun pasi të ketë vdekur dhe të jetë



bërë dhe, ashtu sikurse e krijoi atë nga hiçi (asgjëja).

Detyra ime është ta shpëtoj njerëzimin prej errësirës së injorancës dhe ta udhëzoj për të dalë në dritën e diturisë dhe besimit. Përpara se Allahu i Lartësuar të më shpallte mua tek



i Dërguari i Allahut (a.s.), njerëzit e asaj kohe i shikonin yjet si shkëndija ndriçuese për të bërë falle ose për t'u orientuar në tokë. Por Allahu (xh.sh.), duke theksuar rëndësinë e pozicionimit të yjeve, betohet me një betim të madh dhe thotë: **"Betohem në çastin e perëndimit të yjeve, - e ky është betim i madh, veç sikur ta dinit."** (Vakia, *75-76*)

Shkencëtarët e astronomisë dhe të fizikës hapësinore janë të mendimit se ajo që nënkuptohet me shprehjen "vendi i yjeve", janë "gropat e bardha", nga të cilat lindin yjet dhe "gropat e zeza", në të cilat ato zhduken.

Njohuritë, për të cilat unë (Kurani) flas, shpien në zbulimin se vendi ku ndodhen "gropat e bardha" – andej nga lindin yjet - është një vend depozitimi marramendës energjie. Në brendësinë e këtyre gropave ekziston një energji e tillë, e aftë për të formuar me miliarda yje. Këta gropa drite janë të ngjashme me bërthamën, që del nga brendësia e Galaktikës, nga e cila formohet ky numër i pafund yjesh. Sikurse nga fara e grurit lindin me mijëra kokrra gruri, ashtu edhe nga këto depo energjie lindin me mijëra yje. Ndërsa gropat e zeza brenda të cilave yjet zhduken,

janë një varrezë e pashpjegueshme yjesh. Këto gropa përpijnë dhe zhdukin në brendësinë e pashpjegueshme kohën dhe çdo trup qiellor që ndodhet në afërsinë e tyre.

### Atij që edukohet me mua, dynjaja dhe ahireti i bëhen Xhenet

Zoti juaj dëshiron që mua të më lexoni shumë. Dëshiron të mendoni mbi ajetet e mia. Dëshiron të meditoni mbi historitë e njerëzve dhe popujve të mëparshëm, të cilat unë ua tregoj. Me anë të këtyre tregimeve unë ju paralajmëroj ju njerëzve kështu: **"Vallë, a nuk përsiatin ata për Kuranin apo i kanë zemrat të kyçura."** (Muhamed, 24)

Për shembull: më parë ka ekzistuar populli i Adit dhe i Themudit. Atyre iu dërguan pejgamberët Hud dhe Salih. Ka ekzistuar populli i Nemrudit,



tek ata u dërgua pejgamberi Ibrahim (a.s.). Ka ekzistuar edhe populli i Faraonit, atyre u erdhi pejgamberi Musa (a.s.). Por shumica e këtyre popujve, duke kundërshtuar Allahun dhe pejgamberët e Tij, i shkelën dhe i kaluan kufijtë e urdhëresave dhe të ndalesave hyjnore. Të nënshtruar



ndaj dëshirave trupore (materialiste), ata humbën krenarinë dhe dinjitetin njerëzor. Për këtë arsye, disa nga popujt u zhdukën në stuhitë e rërës. Disa u fundosën në tokë pas një tërmeti të fuqishëm. Disa me injorancën e tyre u mbytën në mes të detit. Ndërsa dikush vdiq për shkak të një mize, e cila i hyri nga hunda dhe i shkoi në tru. Në fund të fundit, secili prej tyre la një shembull të keq në faqet e historisë. Madje deri më sot, mizoritë e Faraonit apo Nemrudit përmenden vazhdimisht nga njerëzit. Gjithmonë thonë: "mizor si Faraoni" ose "i egër si Nemrudi".

Nga ana tjetër, hidhni një sy shokëve të Muhamedit (a.s.). Ata e jetuan jetën sipas mësimeve të Kuranit dhe të Dërguarit të Allahut (a.s.). Secili prej tyre u bë një shembull i moralit dhe i devotshmërisë për njerëzimin. Njerëzit, kur i përmendin, thonë: "Allahu qoftë i kënaqur me ta". Emrat e tyre u shkruan me ar në faqet e nderit të historisë.

Sikur sot të mblidheshin mësuesit, psikologët dhe ekspertët e pedagogjisë më të mirë në botë dhe të praktikonin nëpër shkolla metodat më të mira të edukimit, a thua në këto shkolla do të edukoheshin njerëz të tillë sikurse sahabët, nxënësit e

edukuar me edukatën e të Dërguarit të Allahut (a.s.)?

### Unë jam një ekspozitë madhështore e artit hyjnor!

Unë prezantoj të gjitha rregullat e Islamit, fesë së vetme të vërtetë dhe të pranuar tek Allahu. Unë i ftoj besimtarët, që i besojnë Allahut dhe të Dërguarit të Tij, të mendojnë mbi kushtet e besimit.

Pa mendoni për një moment! Ju njerëzit, si u krijuat nga hiçi? Shikoni për një çast ekuilibrat dhe përmasat e diellit, hënës dhe yjeve! A mos bie vallë ndonjë yll apo planet nga ky peizazh i mrekullueshëm hapësinor? A ndodh ndonjë aksident (përplasje) në mes të planeteve? Përse atmosfera që kemi mbi kokë nuk ikën dhe zhduket në hapësirë? Toka çdo vit dhuron me mijëra e mijëra lloje frutash e perimesh; por kurrë nuk lodhet dhe prej saj asgjë nuk pakësohet! Kush



është ai që i planifikon, i rregullon dhe i ruan me hollësi dhe kujdes të gjitha këto?

Pra, çdo gjë në univers është një argument i ekzistencës, i fuqisë dhe i madhështisë së Allahut (xh.sh.).



## Mos harroni se në botë jeni dërguar për t'u sprovuar!

Allahu i Lartësuar jua kujton juve, me anën time; domethënë me anë të Kuranit Famëlartë, se në këtë botë keni ardhur për t'u sprovuar. Ai (xh. sh.), dëshiron që ta dini se për atë çfarë punoni në tokë, të mirë apo të keqe, qoftë edhe sa një grimcë e vogël, patjetër që do ta merrni shpërblimin. Asnjë sevap dhe asnjë gjynah nuk do të mbetet i fshehtë; sepse (Kurani njofton se) në Ditën e Kiametit edhe vendet ku është kryer një adhurim apo gjynah do të dëshmojnë për këto vepra. Në atë ditë të frikshme të llogarisë disa vende do të thonë: "Ky njeri ka falur namaz tek unë, ka lexuar Kuran, ka marrë dituri". Kurse disa të tjera do të thonë: "Ky njeri tek unë ka përgojuar, ka thyer zemrën e të tjerëve". Andaj, po të mos ishte bota e përtejme (Ahireti), ardhja juaj në këtë botë nuk do të kishte ndonjë kuptim. Ah, përshembull, ju e dini mirë, sepse shkoni në shkollë. Nëse mësuesit tuaj nuk bëjnë provim dhe nuk vendosin fare nota, atëherë çfarë do të bënin nxënësit? Edhe ne fund të vitit, nëse nuk do të kishte një dëftesë (diplomë), e cila tregon notat kaluese dhe

mbetëse, atëherë sa nxënës do të vinin rregullisht në shkollë? Kështu që kuptimi kryesor i jetës në këtë botë është provimi. Edhe ky provim do ta ketë një rezultat; domethënë një diplomë. Në këtë mënyrë njerëzit do të ndahen në grupe: ata që përpiqen dhe punojnë dhe ata që nuk punojnë dhe tregohen dembelë; ata që kalojnë klasën dhe ata që mbeten në klasë.

### Allahu (xh.sh.), më zbriti mua, ngaqë ju deshi shumë!

Mos harroni se Allahu (xh.sh.), ju do. Ai (xh.sh.), dëshiron gjithashtu që secili prej jush të bëhet një rob, i cili e do shumë Allahun!

Për këtë arsye më dërgoi mua tek ju si një udhërrëfyes i lumturisë. Ai (xh.sh.), dëshiron nga ju që t'u përmbaheni urdhëresave dhe ndalesave të Kuranit dhe kështu, të paraqiteni



në Xhenet si njerëz të moralshëm, të ndjeshëm, mëshirues, bujarë dhe të sjellshëm. Shpreson gjithashtu që të lini menjëanë çdo lloj gjynahu dhe pune të shëmtuar dhe të largoheni prej Xhehenemit.

Ne jemi gjallesa të vogla që jetojmë në tokë, në ajër dhe në ujë. Ju arrini të na shikoni vetëm me anë të mikroskopëve zmadhues me mijëra herë. Shkencëtarët na thërrasin me emra të ndryshëm sipas vendit ku jetojmë dhe funksionit që kemi, si për shembull: bakterie, parazitë, viruse, alga, etj.

### Universi është ekspozita e artit dhe e fuqisë së Zotit!

Numrin tonë të saktë dhe se sa lloje jemi e di vetëm Ai që na ka krijuar, Allahu (xh.sh.). Sipas mendimit të shkencëtarëve, numri i mikrogjallesave të paarritshme për t'u parë nga syri i njeriut, është sa një e treta e asaj çfarë njeriu arrin të shikojë. Domethënë, ju shikoni afërsisht vetëm 70% të gjithë asaj çfarë është në tokë, në male, në lumenj, në dete; plus gjallesave që jetojnë në ajër. Që ta kuptoni



më mirë, po ju japim një shembull: Po të merrni në fund të detit një sasi dheu (balte) të madhe sa një çantë shkolle dhe të studioni mikrogjallesat që gjenden në të, përpara jush do të shfaqen me miliarda gjallesa të ndara në mbi 50.000 lloje. Mendoni pastaj



të merrni të gjithë liqenet, detet, oqeanet! Pastaj të gjithë botën, dhe pastaj të gjithë universin… Shkurtimisht, sikur të provoni të na numëroni, nuk do t'ju mjaftojnë numrat (llogaritjet) e matematikës.

## Gjithmonë jemi pranë jush!

Ne jetojmë së bashku me ju në të njëjtën botë; jua lehtësojmë jetesën dhe ju ndihmojmë në kryerjen e punëve; por ju nuk e kuptoni këtë gjë. Për shembull, sikur të mos ishin motrat tona bakterie, nuk do të mund të bënit prej qumështit kosin dhe as nuk do të pinit dhallë. Motrat tona merimanga dhe rriqëra gjënden në çdo cep të shtëpisë suaj dhe e pastrojnë atë duke ngrënë të gjitha mizat e ngordhura, papastërtitë e insekteve, pluhurat e dëmshme, madje edhe qimet e flokëve, të cilat bien nga lëkura juaj nëpër qilima dhe tapete. Këto motrat tona rriqëra janë kaq të shumta në numër, saqë në një grimcë pluhuri, të cilën ju me zor e shikoni, jetojnë 500 prej tyre. Gjithashtu, në këtë grimcë pluhuri gjenden edhe me mijëra rriqëra të vdekura, të cilat kanë jetuar më parë.

## Asnjë gjallesë nuk është e krijuar pa motiv!

Padyshim që nuk janë vetëm rriqërat që punojnë për ju. Janë edhe vëllezërit tanë të cilët jetojnë në thellësi prej mijëra metrave në shtresën e tokës, në fund të detit. Mos thoni se për çfarë hyjnë në punë këto gjallesa kaq të vogla në baltën e fundit të detit! Po të mos ishin ato, gazi i metanit, i cili gjendet në fund të oqeanit do të përhapej në atmosferë; toka do të nxehej si një furrë dhe do të shndërrohej në një sauna të nxehtë dhe të vështirë për të marrë frymë dhe ju në këtë gjendje nuk do të mund të jetonit.



Në univers nuk ka asnjë gjallesë, duke filluar nga më e vogla e deri tek më e madhja, e cila të jetë e krijuar kot. Edhe ne, Allahu i Madhëruar na krijoi në tokë, në ajër dhe në fund të detit. Atyre (prej nesh) që jetojnë në ajër, u dha një trup të përshtatshëm për të jetuar në ajër. Atyre që jetojnë në tokë, u dha këmbët dhe trupin e nevojshëm. Atyre që jetojnë në ujëra të ëmbla ose të kripura, u dha veçori fizike të përshtatshme sipas mjedisit ku ndodhen. Domethënë edhe ne



kemi shpirt sikurse kanë shpirt edhe gjallesat më të mëdha. Të ngjashëm me organet e tyre kemi edhe ne organet tona.

## Për Allahun nuk është e vështirë të krijojë as të madhin, as të voglin!

Shikojeni pak këtë fotografinë tonë. Kjo është një fotografi e bërë me mikroskop dhe e zmadhuar me mijëra herë. Sikurse keni ju duar edhe këmbë, ashtu kemi edhe ne. Sikurse keni ju veshë për të dëgjuar, sy për të parë, ashtu kemi edhe ne organe për të dëgjuar dhe për të parë. Por organet tona janë mbase sa një në një milion (një e njëmilionta) në krahasim me organet tuaja. Megjithatë edhe ne si ju hamë, pimë, shëtisim dhe kryejmë punët tona. Por të gjitha këto ndodhin në një distancë shumë të vogël për ju, mbase as sa maja e hollë e një gjilpëre. Për këtë arsye, ju as që e imagjinoni dot se si ne jetojmë dhe se çfarë funksioni kryejmë!

Për Allahun (xh.sh.) nuk ka ndonjë

ndryshim në krijimin e të voglit nga i madhi! Ju mos shikoni sesa të vegjël jemi! Ne bëjmë punë të tilla që, sikur të gjithë njerëzit mbi tokë të mblidheshin së bashku, nuk do t'i bënin dot. Për shembull: motrat tona (mikrogjallesa) që jetojnë nëpër ujëra, shërbejnë për të përhapur në çdo cep të detit elementët dhe substancat e ndryshme kimike. Kurse motrat tona bakterie, duke i ndarë dhe përpunuar elementët dhe substancat që gjenden në tokë, i përgatisin ato si ushqim për gjallesat e tjera të vogla dhe një pjesë tjetër e kthejnë në pleh të përshtatshëm për ushqimin e bimëve.

Tani, pa mendoni pak! Sikur të mblidhen të gjithë shkencëtarët e botës dhe të krijonin makineritë më gjigande dhe më moderne të kohës, a do të arrinin dot të kryenin të gjitha këto detyra tonat në çdo cep të tokës dhe në çdo cep të oqeaneve? A



është e mundur kjo gjë? Jo këtë që s'e bëjnë dot, por as edhe sikur të gjithë njerëzit e botës të mblidheshin për të shpërndarë në propocion të barabartë kripën e një deti të vetëm, përsëri nuk do t'ia arrinin.



## Ne jemi krijuar në shërbimin tuaj!

Allahu (xh.sh.), çdo gjë në univers jua ka dhënë ju njerëzve si dhuratë. Ne gjallesat e vogla, që nuk shihemi me sy, por edhe të gjitha gjallesat e tjera nga më e vogla deri tek më e madhja, jemi krijuar për të qenë të dobishme për ju njerëzit. Siç janë të dobishme kafshët e ndryshme, si delja ose lopa me qumështin dhe mishin e tyre; ose siç janë (të dobishëm) shpendët e ndryshëm, si pula, pata, rosa etj., me mishin dhe vezët e tyre; ashtu edhe ne, në një botë të pakonceptueshme dhe të paarritshme për syrin tuaj, në çdo moment dhe në çdo vend ju shërbejmë  dhe jua lehtësojmë jetesën tuaj. Nga ana tjetër, ka disa kafshë të cilat ju frikësojnë. Për shembull, të tillë janë: akrepi, gjarpri, peshkaqeni etj. Edhe në mesin tonë ka të tillë me pamje të frikshme. Shkaku i krijimit të këtyre gjallesave - në këtë formë - është që t'jua rikujtojnë juve dënimin e ashpër të Zotit të Gjithësisë. Këto janë si paralajmërim për ju, që të mos bëni punë të këqija dhe pastaj të përfundoni në Xhehenem.

## Trupi juaj është vendbanimi (shtëpia) ynë!

Disa prej motrave tona mikrogjallesa jetojnë në lëkurën tuaj. Të tilla janë disa bakterie dhe viruse. Një pjesë e tyre janë shumë të dobishme, ndërsa një pjesë tjetër shumë të rrezikshme. Në zorrët tuaja jetojë shumë lloje të motrave tona bakterie. Ato kryejnë një sërë funksionesh, si përshembull, atë të tretjes së ushqimeve dhe të marrjes së vitaminave. Domethënë, ju strehoni në trup me miliona prej motrave tona bakterie dhe nuk ndjeni asgjë.

Kurse ato që janë të rrezikshme, kur futen në trupin e njeriut vendosen aty dhe e bëjnë trupin të sëmuret. Kujdes! Mos t'ju mashtrojë trupi ynë i vogël! Allahu (xh.sh.), na ka dhënë një fuqi të tillë, saqë kur futemi në trup mund të rrëzojmë përtokë edhe një njeri të madh dhe të fuqishëm, megjithëse trupi ynë është me miliarda herë më i vogël sesa trupi i tij. Kështu, njeriu



i fuqishëm mundet dhe vdes nga një virus kaq i vogël, i vështirë për t'u parë edhe me mikroskop. Kjo është një masë që të mos krenoheni dhe të mburreni me fuqinë, aftësinë dhe meritat e tjera të ndryshme që keni. Sepse, Ai, i cili, jua ka dhënë të gjitha



Në këtë univers madhështor, sa e sa të fshehta mund të ketë që nuk i di askush. Mendoni pak; ekzistojnë xhindët, melekët... për çdo pikë shiu, për çdo flok bore zbret një melek.

këto është i Madhi Zot. Ai (xh.sh.), është zotëruesi i vetëm i forcës dhe fuqisë! Dhe Ai (xh.sh,), i jep fuqi kujt të dojë dhe sa të dojë!

Me përparimin e shkecës po vërtetohen dalëngadalë edhe mrekullitë e Kuranit Famëlartë. Shikoni se si e tregon Kurani ekzistencën dhe të vërtetat mbi ne: **"Ne do t'u tregojmë atyre shenjat Tona në hapësirat tokësore e qiellore, si dhe në vetvete, derisa t'u bëhet plotësisht e qartë se ai** (Kurani) **është e vërteta. Vallë,**

**a nuk të mjafton ty që, Zoti yt është Dëshmues i çdo gjëje?!"** (Fussilet, 53)

Ndërsa, kur kanë zbritur këto ajete, asnjë njeri nuk ishte i informuar për ekzistencën tonë. Pra, kjo është një mrekulli e Kuranit e zbuluar sot.

## Këtë film të mrekullueshëm mund ta shikojnë vetëm zemrat e mbushura me iman (besim)!

Në këtë univers madhështor, sa e sa të fshehta mund të ketë që nuk i di askush. Mendoni pak; ekzistojnë xhindët, melekët... për çdo pikë shiu, për çdo flok bore zbret një melek. Atëherë, kush mund ta dijë numrin e këtyre melekëve dhe gjendjen e tyre përveç Atij që i ka krijuar? Përballë këtij arti të fuqisë dhe madhështisë hyjnore, ajo që na takon neve është të kemi një zemër të ndjeshme dhe të pastër, t'i nënshtrohemi Allahut me



devotshmëri dhe të punojmë për t'u bërë njerëz me besim të fortë. Sepse vërshimin përpara syve tanë të fuqisë dhe mrekullive hyjnore në univers, këtë film të mrekullueshëm, nuk e shikon kush përveç zemrave të mbushura me iman (besim)!

Unë jam një peshk. Jetoj vend e pa vend nëpër ujëra. Atdheu im janë detet e pafund e të kaltër. Mos mendoni që malet, luginat, fushat, lumenjtë, pyjet dhe lulet janë të vendosura vetëm në sipërfaqen e tokës. Edhe në oqeanet tona ndodhen shkëmbinj dhe lugina. Ne kemi gryka të mëdha, të mbuluara me myshk dhe me gjethe të ndryshme, pyje të mbushura me bimë të vogla e të mëdha, dhe me lule të shumëllojshme. Siç keni ju lumenjtë tuaj, edhe ne kemi rrymat tona nëpër të cilat udhëtojmë.



Përveç ne peshqve, në oqeanet tona jetojnë edhe me mijëra lloje të tjera gjallesash: yjet e detit, kuajt e detit, gaforret, midhjet, koralet e sa e sa lloje të tjera... Disa kafshë që jetojnë në tokë, të njëjtat gjenden edhe në detet tona. Për shembull, siç ka gjarpërinj në tokë, ashtu ka edhe gjarpërinj deti. Sikurse breshkat në tokë, ka edhe breshka uji. Të ngjashme me kafshët e egra mishngrënëse që jetojnë nëpër pyje, ka edhe gjallesa mishngrënëse në oqeanet tona. Si për shembull,



peshkaqenët, të cilët e dallojnë prenë e tyre nga era dhe lëvizja në ujë.

Zoti ynë ka menduar çdo gjë për ne, na ka dhuruar veçori të ndryshme dhe secilin prej nesh e ka përgatitur sipas një mjedisi të caktuar. Për shembull, kushtet e jetesës së vëllezërve tanë që jetojnë në detet të nxehta janë të ndryshme nga ato të vëllezërve tanë që jetojnë në polin e veriut. Ata që jetojnë në ujëra të kripura nuk mund të jetojnë në ujëra të ëmbla; as ata që jetojnë në ujëra të ëmbla nuk mund të jetojnë në ujëra të kripura. Gjatësia e dikujt prej nesh është një centimetër dhe pesha dy gram. Gjatësia e disa të tjerëve është me metra dhe pesha disa  ton. Disa prej nesh jetojnë vetëm disa ditë, kurse disa të tjerë jetojnë madje edhe më gjatë se njeriu. Ka nga ne të atillë, që me ngjyrat e shumëllojshme dhe me bukurinë e rrallë mahnisin shikimin e njerëzve. Ka edhe të atillë që me pamjen e tyre të frikësojnë dhe të fusin tmerrin. Madje ka nga ne, të cilëve në pamje të jashtme u duken organet e brendshme.

Secili nga këta tregon madhështinë e lavdishme dhe fuqinë e pafundme krijuese të Allahut të Lartësuar.

Allahu (xh.sh.), e ka krijuar detin shtresa-shtresa të përshtatshëm për ne. Presioni i çdo shtrese është i ndryshëm. Pas njëzet metrave, në thellësi fillon një errësirë e dendur. Megjithëse jetojmë në një det të njëjtë, ka prej llojeve tona të cilat nuk zbresin asnjëherë më thellë sesa 20-25 metra. Në të kundërtën e kësaj, ka prej nesh që e vazhdojnë jetën e tyre në një errësirë të plotë me mijëra metra thellësi. As ata nuk mund të ngjiten në sipërfaqe.

Allahu (xh.sh.), sikurse kafshëve në tokë edhe neve na ka pajisur me organe për të dëgjuar, për të parë dhe për të nuhatur, me qëllim që të ruajmë dhe të vazhdojmë llojin (specien) tonë. Për shembull, disa



nga ne me anë të disa syve të vegjël mund të shikojnë në të njëjtën kohë çdo anë të tyren para, mbrapa, majtas dhe djathtas; madje mund të ndjejnë edhe dridhjen më të vogël. Në këtë mënyrë e ruajnë veten nga armiqtë. Peshku ngjyrosës, që



Po të qëndronit ju njerëzit 24 orë në det, lëkura juaj do të bëhej e bardhë dhe e rrudhosur për shkak të ujit. Kurse neve nuk na ndodh asgjë. Po jua tregoj këtë të fshehtë:

bën pjesë te molusqet, kur e ndjen se po i afrohet armiku i ndërpret ngjyrat dhe kështu armiku nuk e ndjek dot më. Kurse peshku elektrik është ndryshe. E pret armikun ose prenë derisa t'i afrohet. Kur të afrohet mjaftueshëm, me bishtin e tij e godet me një rrymë elektrike të tillë, saqë gjallesa përballë tij paralizohet menjëherë.

Çfarë ju bën më shumë përshtypje juve në lidhje me ne peshqit? Ajo që, megjithëse jetojmë brenda ujit, përse nuk na hyn uji në trup? Se si

lëvizim kaq shpejt brenda në ujë? Apo si shpjegohet që mishi ynë nuk është i kripur, megjithëse jetojmë në ujë me kripë?

Po të qëndronit ju njerëzit 24 orë në det, lëkura juaj do të bëhej e bardhë dhe e rrudhosur për shkak të ujit. Kurse neve nuk na ndodh asgjë. Po jua tregoj këtë të fshehtë: Në sipërfaqen e lëkurës sonë ndodhet një shtresë e ashpër dhe e shkëlqyer. Mbi të ndodhet gjithmonë një likuid (lëng) rrëshqitës dhe ngjitës. Çdokush që e prek një peshk e ndjen atë lëng. Për shkak të këtij lëngu rrëshqitës, uji nuk hyn brenda nëpërmjet lëkurës dhe po ashtu ne mund të notojmë shumë më shpejt në ujë.

Ka prej vëllezërve tanë të cilët - megjithëse jetojnë brenda në ujë - marrin dhe nxjerrin frymë nëpërmjet



mushkërive sikurse ju. Për shembull, delfinët me një frymë mund të notojnë për shumë minuta brenda ujit pa u mbytur.

Janë edhe salmonët, të cilët notojnë me mijëra kilometra pa u ngatërruar as edhe njëherë dhe pa



ndihmën e ndonjë busulle apo shenje, kthehen përsëri në pikënisjen e tyre. Ata mund të arrijnë disa metra lartësi me një kërcim në krahun e kundërt të ujvarës, madje edhe më lart sesa niveli i ujvarës. Janë edhe peshkaqenët, të aftë të dëgjojnë rrahjet e zemrës së një peshku të vogël në disa metra lartësi ose të ndjejnë në det erën e një pike të vetme gjaku.

A ju ka bërë ndonjëherë përshtypje që pjesët nënujore të varkave apo anijeve janë të ngjashme me barkun tonë (peshqve). Madje në ditët e sotme, ndërtimi i pjesës së përparme të anijeve të mëdha, e cila qëndron nën ujë dhe ka formën e një sqepi, i ngjason hundës së delfinëve. Një formë e tillë i ndihmon anijet të harxhojnë më pak energji dhe si përfundim, të udhëtojnë më gjatë. Ndërsa nëndetëset, që udhëtojnë me mijëra kilometra në fund të detit, janë plotësisht të ngjashme me balenat. E keni vënë re? Pjesët e përparme të nëndetëseve janë të mëdha dhe të trasha, ndërsa pjesa mbrapa është e vogël dhe e hollë.

Sepse balenat, me trupin e tyre prej dhjetëra tonësh, brenda disa sekondave mund të zbresin në thellësi të detit dhe me të njëjtën shpejtësi mund të ngjiten në sipërfaqe. Për këtë arsye, nëndetëset projektohen duke marrë parasysh formën e balenave. Domethënë, Allahu (xh.sh.), për çdo zbulim të njeriut, ka krijuar më parë një shembull të ngjashëm, duke i treguar atij rrugën që duhet të ndjekë.

Ne peshqit, së bashku me mijëra lloje të tjera gjallesash që jetojnë nën ujë, e falënderojmë vazhdimisht Zotin tonë për aftësitë dhe veçoritë që na ka dhuruar për të jetuar sa më mirë në mjedisin ku ndodhemi. Për shembull, disa nga vëllezërit tanë jetojnë në Polin e Veriut, në ujërat me akull. Si nuk ngrijnë ata, ndërkohë që deti dhe gjithçka tjetër bëhet



akull? A keni menduar ndonjëherë? Kjo realizohet vetëm me reflektimin mbi gjallesat e disa cilësive të Allahut si ato "el-Bari, es-Samed". Sepse Allahu (xh.sh.), çdo gjallesë që ka krijuar e ka pajisur me cilësi të veçanta dhe çdo nevojë të gjallesave



ua dhuron sipas strukturës dhe mjedisit në të cilin ata jetojnë. Nëse Zoti ynë dëshiron, çdo gjë bëhet. Fuqia e Tij është e pafundme. Nëse Ai dëshiron, vendos në qelizat e peshqve një proteinë të veçantë që të ndalojë ngrirjen e trupit, sikurse antifriza që hidhet në ujin e motorit për të parandaluar ngrijen e tij. Kështu që peshqit jetojnë të sigurtë në ujë, madje edhe kur trashësia e akullit arrin me metra të tëra. Allahu (xh. sh.), i ka dhënë detit një veçori të tillë që pjesa e sipërme e tij ngrin akull, ndërsa pjesa e poshtme nuk ngrin. Në qoftë se do të ngrinte edhe brendësia e detit, atëherë në Polin e Veriut nuk do të kishte asnjë gjallesë ujore.

Pa mendoni! Në dete, liqene e lumenj ka me triliarda peshq. Kush e furnizon secilin prej tyre me ushqim të ndryshëm? Kush u jep të hanë e të pinë? Me qindra vite peshqit e mëdhenj vazhdojnë t'i hanë peshqit e vegjël; por as peshqit e vegjël nuk mbarohen dhe as peshqit e mëdhenj nuk e mbushin detin. Njerëzit peshkojnë me tonelata peshk në ditë në

vende të ndryshme të botës; vetëm një balenë ha në ditë një ton peshk. Atëherë, si shpjegohet që peshqit në det nuk mbarohen?

Mos harroni! Allahu i Lartësuar ju ka krijuar ju njerëzve ndryshe nga ne dhe mbizotërues mbi ne; ju ka pajisur me mendje dhe dhunti për të realizuar atë që dëshironi. Për këtë arsye, jua ka paraqitur të gjitha këto peizazhe përpara syve dhe dëshiron që t'i shikoni si një film. Dëshiron që të gjitha këto argumente t'i ndjeni në zemër dhe t'i mendoni thellë në mendjen tuaj dhe pastaj të nxirrni mësime. Sepse Allahu (xh. sh.), ju njerëzve ju jep një vlerë të veçantë dhe ju do shumë.

Të gjitha këto demonstrojnë madhështinë e Zotit tonë, që ka krijuar universin dhe ka vendosur në të ekuilibra dhe rregull. Si të gjitha



gjallesat e tjera edhe gjallesat që jetojnë në botën e nënujore ekspozojnë bukurinë mrekulluese të artit të pashoq të Allahut (xh.sh.).

Unë jam një harabel i vogël. Patjetër do më keni parë përpara shtëpisë tuaj apo nëpër degët e pemëve. Ne harabelëve, megjithëse jemi krijesa shumë të vogla, të gjithë na njohin. Fluturojmë nga një degë në tjetrën. Disa na thërrasin edhe trumcakë. Allahu i Lartësuar na ka dhuruar një bukuri të veçantë. Allahu (xh.sh.), disa nga bukuritë hyjnore i paraqet nëpërmjet nesh. Për këtë arsye, njerëzit na duan shumë dhe ndjekin me admirim dhe zili fluturimin tonë në qiell. Në veçanti, kënaqen nga melodia ciu-ciu e këngëve tona.



Cilët nga ne ju pëlqejnë më shumë? Pallonjtë me puplat me ngjyra të mrekullueshme dhe të pashoqe në natyrë? Papagajtë imitues, të cilët i çudisin të gjithë duke folur si njeri? Dallëndyshet apo lejlekët, që udhëtojnë me kilometra dhe shohin vende të ndryshme? Skifterët apo shqiponjat që fluturojnë në qiell si anije me vela? Pulëbardhat që zbukurojnë detet? Mjelmat apo pelikanët e mrekullueshëm që jetojnë në tokë dhe fluturojnë në ajër? Apo bilbilat që në çdo mëngjes herët japin



Ashtu sikurse ju tregoni dashurinë dhe nënshtrimin përpara Zotit, duke lexuar Kuran apo duke falur namaz, edhe ne e adhurojmë Zotin me gjuhën dhe me mënyrat tona.

një koncert me përmbjatje hyjnore, duke dehur zemrat e dashuruara?

Të krijuara në forma të ndryshme, asnjë nga llojet tona nuk e harron asnjëherë Zotin e gjithësisë; Atë e përmendim dhe e lartësojmë çdo moment. Allahu (xh.sh.), këtë të vërtetë e tregon kështu në Kuranin Famëlartë: **"A nuk e vëren ti, se Allahun e lavdëron çdo krijesë që ndodhet në qiej dhe në Tokë, madje edhe shpendët krahëhapur?! Çdokush e di se si t'i falet e ta lavdërojë. Allahu e di mirë çfarë bëjnë ata."** (Nur, 41)

Duke qenë se e folura juaj ndry-

shon nga zërat që ne nxjerrim, ju nuk i kuptoni ato që ne themi. Ashtu sikurse ju tregoni dashurinë dhe nënshtrimin përpara Zotit, duke lexuar Kuran apo duke falur namaz, edhe ne e adhurojmë Zotin me gjuhën dhe me mënyrat tona. Por kjo ndodh në një formë të cilën ju nuk arrini ta kuptoni.

Pejgamberi Sulejman (a.s.) – të cilit Allahu i Madhëruar i pati dhënë dituri të veçanta dhe ia pati mësuar gjuhën e shpendëve – i kuptonte gjuhët dhe lëvizjet tona. Një prej vëllezërve tanë, zogu i quajtur Hud-hud, ishte dërguar në shërbim të tij. Kur Sulejmani (a.s.), udhëtonte së bashku me ushtrinë në vende të largëta, Hud-hudi e lajmëronte atë se ku ndodhej ujë për të pirë.

Mbase ne jemi krijesa të dobëta dhe me trup të vogël. Por, nëse dëshiron Zoti ynë, na jep fuqi të madhe. Atëherë nuk ka punë që s'e kryejmë dot. Të gjithë keni dëgjuar se çfarë i bëmë Ebrehe-së dhe ushtrisë së tij pak kohë para se Pejgamberi ynë (a.s.), të nderonte





botën me ardhjen e tij. Vëllezërit tanë të quajtur Ebabilë, me gurë të vegjël prej dheu të ngurësuar dhe të mëdhenj sa kokrra e një misri që i mbanin në këmbë, goditën ushtrinë e Ebrehe-së. Këta gurë të vegjël prej dheu hynin nga koka e ushtarëve dhe duke depërtuar nëpër trup dilnin nga barku i tyre. Vëllezërit tanë të vegjël e shkatërruan ushtrinë e madhe të elefantëve sikur të kishin hedhur mbi ta me mijëra bomba.

Ne, zogjtë, përgjatë gjithë historisë kemi qenë burim frymëzimi për disa shkencëtarë dhe poetë. Madje shkencëtarët për të prodhuar avionët kanë përfituar nga forma e trupit tonë. Nëse e keni vënë re, krahët e avionëve të cilët udhëtojnë në distanca të shkurtra janë të vegjël dhe të shkurtër, të njëjtë me ne harabelët dhe trumcakët që hidhemi nga një degë në tjetrën. Kurse krahët e avionëve të cilët udhëtojë në distanca të gjata, janë të mëdhenj dhe të gjatë, të njëjtë me lejlekët dhe patat e egra, të cilat mund të fluturojnë në qiell me qindra kilometra pa pushuar. Pastaj, mendoni pak avionët

e kargove (që transportojnë pesha të mëdha), se sa shumë u ngjajnë shqiponjave?

Shembujt tanë për njerëzit nuk mbarojnë me kaq. Ka disa prej nesh aq të bukur dhe shumëngjyrësh, saqë piktorët mahniten me ta. Ka disa prej nesh që këndojnë aq bukur, saqë muzikantët frymëzohen prej tyre. Madje edhe poetët i shprehin ndjenjat e tyre të larta duke sjellë shembuj nga ne, shpendët. Ndërsa ne në fakt nuk e shohim asnjë prej këtyre cilësive si diçka për t'u krenuar. Sepse këto cilësi janë prodhim i bukurisë dhe artit hyjnor, të cilin Allahu i Lartësuar e paraqet nëpërmjet nesh. Ne vetëm falënderojmë të Madhin Zot që na krijoi të bukur dhe të dashur në sytë e njerëzve.

Ne zogjtë, që nga më i buti e



deri te më i egri dhe mishngrënësi, jetojmë së bashku në të njëjtin pyll. Bukuria dhe hijeshia në krijimin tonë zbukurojnë natyrën. Në këtë mënyrë, ju paraqesim juve artin hynor të Allahut (xh.sh.). Asnjëri nga ne nuk trembet nga tjetri. Ne nuk i bëjmë



dëm askujt. Por kam dëgjuar se ju njerëzit nganjëherë bëheni armiq të njëri-tjetrit. Disa njerëz për arsye të ndryshme – si për shembull, për para apo pushtet – vrasin njëri-tjetrin, është e vërtetë apo jo? Për t'i arritur këto gjëra duhet që njerëzit të vrasin njëri-tjetrin?

Ne, kur nuk gjejmë për të ngrënë shkojmë në ndonjë fshat apo pyll tjetër. Nuk dyshojmë kurrë në furnizimin që i Madhi Zot ka caktuar për ne. Ne mbështetemi në Zotin tonë, i besojmë dhe punojmë derisa të arrijmë furnizimin e caktuar. Allahu (xh.sh.), na ka krijuar me qëllim që ne të jemi një shembull i bukur për ju. Kjo harmoni e jona është një shembull i bukur për njerëzit, të cilët të kapluar nga lakmia e zilia, xhelozojnë apo i bëjnë keq njëri-tjetrit.

Neve na pëlqen shumë të punojmë. Kemi shumë durim dhe kurrë nuk mërzitemi nga puna që bëjmë. Dita tek ne fillon në kohën e syfyrit, herët në mëngjes. Kjo kohë është momenti më i qetë dhe më i gëzuar për ne. Asnjëherë nuk mërzitemi

dhe kurrë nuk dorëzohemi përpara një detyre. Gjatë dimrit, kur bora mbulon tokën, fluturojmë gjithandej për të gjetur një vend apo diçka të vogël për të ngrënë. Shpërblimin e kësaj përpjekjeje e marrim gjithmonë. Në mëngjes dalim nga foleja të uritur. Mbushim barkun me rriskun (furnizimin) që ka caktuar Allahu për ne dhe kthehemi në darkë të ngopur në fole.

Asnjëherë nuk dyshojmë në furnizimin që Krijuesi ynë, Allahu i Lartësuar ka përgatitur për ne.



Në kohë të tilla kujtoj gjithmonë fjalët e babait tim. Ai thoshte: "Krijuesi ynë, Allahu (xh.sh.), mendon më shumë për ne sesa ne mendojmë për veten tonë. Ai ka fuqi të bëjë gjithçka. Nëse i mbështetemi Atij me besim të plotë dhe i lutemi, Ai do të na japë fuqi dhe mundësi për të kaluar vështirësitë". Tanimë nuk e ndjej veten të paaftë në çfarëdo situate të vështirë që të gjendem. Sepse gjithmonë i lutem Allahut, që na ka krijuar, na ka dhënë jetë dhe kujdeset për ne.

Unë jam një pemë. Ahet e gjatë që çajnë qiellin dhe pishat me erën tërheqëse janë shokët e mi. Unë jetoj në mes mijëra luleve dhe lloj-lloj pemëve. Pyjet e rinj e të moçëm me gjelbërim të pafund janë shtëpia ime.

Shumë vite më parë isha një farë në degën e një peme tjetër. Rashë në tokë dhe nga një farë u bëra pemë. Së bashku me mua në pyll jetojnë me mijëra motra të tjera pemë. Ne pemët, për të vazhduar ekzistencën tonë japim fruta, brenda të cilave gjenden bërthamat. A keni menduar ndonjëherë përse japim kaq shumë fruta, ndërkohë që me anë të disa bërthamave të frutave mund të rriten me dhjetëra fidanë? Patjetër për t'jua dhuruar juve. Ndërsa ajo që mbetet nga ju është furnizim dhe ushqim për krimbat, për zogjtë etj. Allahu i Lartësuar na ka dhuruar kështu një pjesë prej cilësisë së Tij bujare. Lavdërimet i qofshin Atij! Falënderimet e pafundme i qofshin Zotit të gjithësisë!



Disa njerëz na dëmtojnë ose duke mos e ditur vlerën tonë vijnë të na



presin. Por ne - çfarëdo që të ndodhë - pa u mërzitur dhe pa u zemëruar, sa të kemi jetë, vazhdojmë t'u shërbejmë njerëzve me fruta, duke u bërë hije; shkurtimish me gjithë ekzistencën tonë.

Ne pemët, megjithëse lindim nga e njëjta tokë, degët, gjethet, dhe frutat i kemi të lloj-llojshme. Si ndodh një gjë e tillë, e keni menduar ndonjëherë? Siç e dini të gjithë, pemët e mollëve, shegëve, bananeve, portokalleve, fiqve dalin dhe ushqehen nga e njëjta tokë; por një pjesë prej tyre është e ëmbël, një pjesë e hidhur, kurse një pjesë tjetër e thartë. Disa janë shumë të vogla, disa mjaft të mëdha; disa janë tek, disa janë njëqind copësh.

Si lindin nga brendësia e kësaj toke të zezë me qindra fruta me ngjyra të verdha, jeshile, të kuqe, me forma dhe me shije të ndyshme? Nga i marrin dhe si i zgjedhin ata këto ngjyra, shije dhe erëra të ndyshme? Ja pra, e gjitha kjo është një ekspozitë e artit hyjnor të Allahut të Lartësuar. Nëse Ai (xh.sh.), dëshiron, nxjerr nga një

grusht dheu bukuri të pafundme.

A nuk ju ka krijuar Allahu edhe ju njerëzve nga toka? A nuk jua bëri secilit prej jush të ndryshme ngjyrën e lëkurës e të flokëve; formën fizike dhe gjuhën? Kjo është e vërteta! Edhe ne – sikurse ju njerëzit – jemi të gjatë dhe të shkurtër; të trashë dhe të hollë; të ëmbël dhe të thartë; të butë dhe të fortë.

Ne si pyje, jemi shumë të urta dhe të mëshirshme. U hapim derën të gjitha kafshëve që kanë nevojë për strehim. Tek ne jetojnë si drerët e hijshëm, ashtu edhe sorkadhet e bukura. Tek ne strehohen si hijenat që ushqehen me kërma, ashtu edhe fluturat dhe bletët. Nga kafshët më të egra e deri tek ato më të urtat, të gjitha jetojnë brenda nesh. Edhe zogjtë, kur bëhet natë strehohen tek ne. Mizat dhe insektet



buajnë nëpër degët tona. Po të mos ishim ne pemët, këto gjallesa nuk do jetonin dot në asnjë vend dhe do të zhdukeshin.

Në të vërtetë, po të mos ishim ne, as njerëzit nuk do të jetonin. Po e



Kurse ne pemët – ndryshe nga njerëzit dhe kafshët – gjatë ditës thithim dioksidin e karbonit dhe japim oksigjen.

shpjegoj kështu: Nëse e mendojmë botën si një trup, ne pyjet jemi mushkëritë e atij trupi. Të ngjashme me mushkëritë të cilat furnizojnë trupin me oksigjen, edhe ne sigurojmë oksigjenin për gjallesat që jetojnë në tokë. Të gjithë njerëzit dhe miliona kafshë në tokë dhe në qiell thithin oksigjen me anë të mushkërive dhe nxjerrin dioksid karboni. Domethënë, ndotin ajrin. Kështu që prishet ekuilibri i gazrave të caktuar nga Allahu (xh.sh.), në tokë. Kurse ne pemët – ndryshe nga njerëzit dhe kafshët – gjatë ditës thithim dioksidin e karbonit dhe japim oksigjen. Në këtë mënyrë, ajri

pastrohet dhe oksigjeni në ajër arrin në sasinë e duhur për të siguruar jetesën e gjallesave. Domethënë, po të mos ishim ne, ju nuk do të merrnit dot frymë dhe jetesa juaj do ishte e pamundur.

Ne pemët, aty ku jetojmë sjellim mëshirë dhe begati. Në zonat ku gjendemi ne, bie shi me bollëk dhe klima është e butë. Fatkeqësitë natyrore - si përmbytjet apo rreshqitja e tokës - janë më të parandalueshme. Sepse e mbajmë tokën fort me rrënjët tona. Veçanërisht tokën përreth e bëjmë më prodhuese dhe më të begatë. Pikat e shiut të mbledhura me anë të gjetheve zbresin deri tek rrënjët tona. Me anë të rrënjëve i përçojmë ujërat e shiut deri në thellësi të tokës. Kështu që toka qëndron gjithmonë e butë dhe jep më shumë prodhim. Në



vende të tilla rritet çdo lloj bime, fruti dhe perimeje.

Ne pyjet jemi mjet përfitimi për njerëzit në shume aspekte. Disa nga ju mbledhin bimët që rriten përreth nesh dhe i përdorin në mjekësi; disa



mbledhin perimet. Disa të tjerë mbledhin gjethet e bimëve dhe rrënjët dhe i tregtojnë. Kurse disa të tjerë i përdorin degët ose trungjet tona të thata për ngrohje. A e dini se cilat nga ne i cilësojmë si më fatlumet? Ato pemët tona motra të cilat patën nderin të shohin Pejgamberin e Nderuar (a.s.) dhe ta përshëndesnin atë (a.s.), ndërkohë që kalonte pranë tyre. Sidomos ai trungu i hurmit. Gjendja e tij prekëse na e shton dashurinë dhe dëshirën e madhe për të takuar Pejgamberin tonë (a.s.). Pejgamberi (a.s.), kur lexonte hytben në xhami, hipte mbi të, në mënyrë që sahabët (shokët) ta shikonin më mirë. Trungu ishte shumë i kënaqur nga kjo gjendje; sepse ai po i shërbente të Nderuarit të Dynjasë (a.s.) dhe po qëndronte së bashku me të. Më vonë sahabët ndërtuan një minber më të lartë. Kur Pejgamberi (a.s.), filloi t'i lexonte hytbet prej minberit të ri, trungu nuk duroi dot dhe filloi të qajë me dënesë përpara të gjithëve. Të gjithë kishin pushuar dhe po dëgjonin të qarat e tij. I Dërguari i Allahut (a.s.), e ndërpreu hytben dhe erdhi pranë tij. E përkëdheli me duart

e Tij të bekuara dhe e ngushëlloi. Ai pushoi dhe u qetësua. Kështu që ne, më fatlumin në mesin tonë e konsiderojmë këtë pemë hurmi.

Kemi edhe disa të pafat në mesin tonë. Ato janë disa motra tonat me gjemba të fortë, të cilat rriten në Mekë. Ebu Lehebi dhe gruaja e tij i mblidhnin degët e tyre dhe i hidhnin natën në rrugën nga do të kalonte Pejgamberi (a.s.). Pastaj gjembat e këtyre degëve nguleshin në këmbët e të Dërguarit të Allahut (a.s.) dhe ia lëndonin këmbët me gjak. Ta dini se sa vuanin ata vëllezërit tanë gjemba dhe se sa të hidhëruar ishin nga kjo gjendje! Por nuk kishin se çfarë të bënin. Për këtë shkak gjithmonë e mallkonin Ebu Lehebin dhe gruan e tij. Si përfundim, që të dy në Ahiret (Botën tjetër) do të shijojnë një dënim shumë të hidhur.



Mendoni pak ju njerëzit për rrënjët, degët, gjethet dhe frutat tanë! Dhe kuptoni se si Allahu (xh.sh.), nëpërmjet ne pemëve ju ka begatuar – juve dhe gjallesave të tjera - me bujarinë e Tij!

Unë jam një qen, të cilin Allahu i Lartësuar e ka krijuar në shërbimin tuaj. Edhe unë, si të gjitha kafshët e tjera, jam krijuar për t'ju nxitur ju njerëzve të mendoni dhe të nxirrni argumente. Sepse, nëse Zoti ynë nuk do t'i krijonte njerëzit, në tokë nuk do të ekzistonte asnjë kafshë.

Allahu i Lartësuar ju do aq shumë, saqë një pjesë të kafshëve e krijoi si ushqim për ju. Për shembull, lopët, delet, pulat. Një pjesë e krijoi për të mbartur mallrat tuaja; si devetë dhe kuajt. Ashtu si peshqit, me veçori të mrekullueshme apo zogjtë, me bukurinë dhe zërin e bukur, Allahu (xh.sh.), krijoi disa nga kafshët për të ekspozuar mbi tokë artin e Tij të bukur dhe madhështor. Ato u kujtojnë njerëzve bukuritë e Xhenetit.



Ka edhe disa kafshë të tjera, që me pamjen e tyre të frikësojnë. Kur i shikojmë ato, kujtojmë dënimin e Allahut (xh.sh.). Dhe për të mos merituar dënimin e Zotit, bëhemi



më të kujdesshëm në zbatimin e urdhrave dhe ndalesave hyjnore.

Ne qentë, e ndjejmë veten shumë afër me njerëzit. Njerëzit na duan shumë. Jemi kafshë besnike dhe shumë të forta. Disa nga ne merren për gjueti dhe kanë një nuhatje shumë të fortë. Ka që ruajnë shtëpinë e të zotit të tyre me kujdesin më të madh natën deri në mëngjes. Kurse ata që jetojnë në Polin e Veriut, aty ku asnjëlloj mjeti nuk funksionon, tërheqin slitat duke transportuar njerëzit dhe ngarkesat e tyre.

Në fakt ne qentë si krijesa, jemi kafshë të egra. Por, pasi njerëzit na edukojnë, u bëhemi atyre shërbëtorë në shumë punë të ndryshme. Edhe unë jam një qen që ruaj shtëpinë e të zotit tim dhe i shërbej atij me kënaqësi. Veshët dhe hundët e mia janë shumë të ndjeshme. Mund të dëgjoj edhe lëvizjen më të vogël. Sytë nuk i kam aq të mprehtë; por me anë të shqisës së nuhatjes tepër të ndje-

Në fakt ne qentë si krijesa, jemi kafshë të egra. Por pasi njerëzit na edukojnë, u bëhemi atyre shërbëtorë në shumë punë të ndryshme.



shme, në errësirën e natës e dalloj nga era të zotin tim dhe njerëzit e shtëpisë. Kur e kuptoj që po vijnë ata nuk bëj zë. Kam edhe dy shokë të tjerë të cilët merren me gjueti dhe ruajtjen e bagëtive. Ai që merret me gjueti ka shqisa shumë të forta nuhatjeje. E gjen dhe e kap gjahun atje ku asnjeri nuk mund të arrijë. Sipas edukimit që ka marrë, e di mirë se nga do e kapë dhe se si do ta sjellë gjahun pa e çarë me dhëmbë dhe pa e infektuar me jargët e tij. Kurse sho-




ku im bari e kupton shumë mirë situatën e lopëve dhe të deleve. I ruan ato prej ujqërve të uritur apo prej kafshëve të tjera mishngrënëse, nëse është nevoja edhe me jetën e tij. Secili nga ne ka aftësi të veçanta dhe karakteristika të shquara. Për këtë arsye edhe Pejgamberi (a.s.), thotë: "Qeni ushqehet për tri gjëra: për roje, si bari dhe për gjah". Atëherë ju duhet të mendoni pak: Nëse ne kafshët jemi kaq të lidhura dhe kaq besnike me të zotin tonë, po ju njerëzit, sa duhet të jeni të lidhur me Zotin e Gjithësisë!

Me të vërtetë, ne qentë nuk e braktisim të zotin tonë, edhe nëse ai nxehet me ne ose na dëbon. Jemi të kënaqur, qoftë edhe me një kafshatë buke, të cilën ai na e jep. Nëse është nevoja, atë e ndajmë edhe me kafshët e tjera. As nuk mbledhim ushqim me frikën se nesër nuk gjejmë dot gjë për të ngrënë. Mbështetemi në Allahun tonë dhe i besojmë Atij. Edhe kur i zoti ynë – që dikur na ka ushqyer

– na bën ndonjë të keqe dhe më vonë na thërret, përsëri vrapojmë pranë tij menjëherë. Ne flemë shumë pak. Sidomos natën, ruajmë shtëpinë dhe lagjen nga vjedhësit. Falë nesh, njerëzit e shtëpisë flenë të sigurtë.

Me kalimin e kohës, disa aftësi tonat po kuptohen më mirë. Disa nga vëllezërit tanë, duke zbuluar lëndët narkotike të fshehura nga trafikantët e drogës, parandalojnë fatkeqësi të mëdha për njerëzit. Kurse disa të tjerë, në raste të fatkeqësive natyrore – atëherë kur njerëzit mbesin të paaftë - shpëtojnë jetën e të mbeturve poshtë gërmadhave.

Por ju njerëzit, në krahasim me ne, jeni krijesa shumë më të mençura dhe më të afta. Nëse ne



qentë, duke u edukuar (stërvitur) arrijmë të bëjmë punë të tilla të bukura, kush e di se sa njerëz të mirë do të bëheshit ju, në qoftë se do ta edukonit veten më shumë. Sidomos, sikur njeriu ta rregullonte botën e tij të brendshme dhe



të shpëtonte nga veset e këqija si urrejtja, zilia, lakmia etj., atëherë ai do të bëhej një person i dashur dhe i mëshirshëm dhe një rob shumë i afërt me Allahun.

Në të kundërtën, nëse njeriu nuk e edukon vetveten, atëherë ai mund të bëhet madje edhe vrasës i fëmijëve të tij. Në kohën e injorancës (periudhës para se të vinte Islami), njerëzit i groposnin të gjalla në tokë foshnjet e tyre vajza. Këtij akti barbar i kishin sajuar madje edhe një arsyetim. Sipas tyre, fëmijët vajza kur të rriten nuk marrin dot pjesë në luftë, edhe nëse marrin pjesë, kur të bien robëresha nuk e mbrojnë dot veten dhe kështu turpërojnë nderin e familjes. Përsëri sipas tyre, fëmijët vajza ishin një peshë për familjen. Thoshin se nuk mund t'i furnizonin me ushqim.

Këta njerëz, të cilët i vrisnin foshnjet vajza me duart e tyre dhe frikësoheshin nga varfëria, në të vërtetë ishin të varfër dhe

shumë larg nga mirësia dhe mëshira. Ndërkohë që të njëjtit njerëz na ushqenin ne qenve me dëshirë në shtëpitë e tyre. Sepse ne ua ruanim shtëpitë dhe bagëtitë dhe i ndihmonim për të kapur gjahun e tyre. Domethënë, fëmija vajzë nuk kishte për ta as vlerën e një qeni. Unë, megjithëse jam një qen, më vjen turp prej një gjëje të tillë. Në fakt, sot në disa shtete, veçanërisht në Europë, gjendja nuk është ndyshe nga kjo. Edhe ata, në vend që të lindin fëmijë, preferojnë të mbajnë një qen. Ndërsa në raste shtatzanie abortojnë duke i vrarë fëmijët e tyre. Një pjesë e prindërve i braktisin fëmijët që në moshën e adoleshencës ose i largojnë nga shtëpia. Pastaj e heqin vetminë duke ushqyer nga një qen. Disa rrisin qen të mëdhenj dhe të fortë për t'i përdorur nëpër shfaqje. Disa të tjerë na ushqejnë dhe na mbajnë pranë si zbukurim. Kjo gjë për një qen është mjaft poshtëruese dhe ofenduese.



Ah, sikur ata njerëz të sille-



shin me ne sikurse Bahauddin Nakshibendi-u. Ai u dërgonte ushqim vëllezërve tanë, prej të cilëve të gjithë neveriteshin dhe largoheshin. U jepte ilaçet e nevojshme atyre që ishin të plagosur apo të sëmurë. I kuronte dhe kujdesej për

ta. A nuk mendojnë njerëzit në europë se si sillej ky mik i madh i Zotit me krijesat e Allahut? Sepse i Madhi Zot na ka krijuar me aftësi të tilla për të jetuar jashtë. Këmbët tona, thonjtë, lëkura, hunda, të gjitha janë të përshtatshme për këtë. Për shembull, ne marrim frymë me gojë. Për këtë arsye, gojën e mbajmë vazhdimisht të hapur. Kur vrapojmë, e nxjerrim edhe gjuhën jashtë për të lehtësuar frymëmarrjen. Trupi ynë prodhon vazhdimisht jargë, në mënyrë që goja jonë të mos thahet. Për këtë arsye, duke qenë shumë afër njerëzve me trup, u shkaktojmë atyre sëmundje të ndyshme.

Disa njerëz mendojnë se po tregohen të dashur me ne, duke na marrë brenda në shtëpi. Por

nuk e kuptojnë fare se po na pengojnë që të jetojmë sipas formës dhe veçorive të krijimit tonë. Kur na vendosin rripin në qafë dhe na shëtisin nëpër parqe, na duket vetja si ai zogu në kafaz, i cili ka humbur lirinë e tij. Gjoja po u japin vlerë qenve, harrojnë që po nënçmojnë njeriun, krijesën më të nderuar të Allahut, madje edhe fëmijët e tyre.

Një ndjenjë e vërtetë mëshire për qentë mund të jetë një shkak që njerëzit të hyjnë në Xhenet. Sikurse tregohet në një Hadith të Pejgamberit (a.s.)... Një njeri gjynahqar (mëkatar), nxjerr ujë prej një pusi dhe i jep të pijë një qeni të etur. Për dhembshurinë dhe mëshirën që tregon, Allahu (xh.sh.), ia fal gjynahet atij njeriu dhe e



fut atë në Xhenet. Sa shembull i bukur! Ky shembull tregon se sa i madh është shpërblimi tek Allahu për këdo që tregohet i mëshirshëm me krijesat e Tij (xh.sh.).

Unë jam një krimb. Ne krimbat jemi gjallesa që jetojmë nën tokë. Këtu jetojmë së bashku me insekte, milingona dhe me mijëra e mijëra lloje të tjera gjallesash, të cilave ju, as emrin nuk ua keni dëgjuar.

Bota jonë është ajo e nëndheshme. Ne këtu hamë, këtu pimë, këtu jetojmë. Nën tokë ekziston një botë e madhe, të cilën ju nuk e shikoni dot. Shtëpitë tona, rrugët dhe vendet e punës i kemi të gjitha brenda në tokë.

Toka është si nëna jonë. Natën bëhet djep për ne dhe ne mbështillemi në të dhe flemë. Në ditët e gjata të dimrit me shi dhe borë ajo na mbron nga të ftohtët. Gjithashtu, në muajt e nxehtë të verës, kur temperaturat janë përvëluese, është përsëri ajo që na jep freski. Toka neve na shtrëngon në gji me



dashurinë e një nëne dhe na ruan si një fëmijë në djep.

Në stinën e dimrit fillojnë shirat dhe sipërfaqja e tokës mbushet me ujë. Nganjëherë bie shumë borë. Gjithçka mbulohet në të bardhë. Për muaj të tërë nuk e shikoni tokën.



Në kohë të tilla jashtë nuk shikoni asnjë krimb, buburrec, milingonë; shkurtimisht asnjërin prej nesh. Ne krimbat zbresim në thellësinë e tokës. Milingonat tërhiqen në folenë e tyre. A keni menduar ndonjëherë se çfarë bëjmë ne gjatë dimrit me muaj të tërë nën dhe? Çfarë hamë, çfarë pimë? Si jetojmë, ndërkohë që bora dhe akulli kanë mbuluar gjithçka?

Dëgjoni t'jua tregoj unë. Nën tokë punon pothuajse pandërprerje një kalorifer hyjnor dhe ne aty rrimë rehat dhe nxehtë nëpër foletë tona. Zoti ynë na ruan dhe strehon në nxehtësinë më të përshtatshme për ne. Kjo është prej madhështisë dhe forcës hyjnore të Tij. Ai nuk e harron as krijesën më të vogël që ka krijuar. Sepse Ai është shumë i Dashur dhe shumë i Mëshirshëm.

Zoti ynë, që na ka krijuar, di gjithkça në lidhje me ne. Ai na plotëson çdo nevojë. Përndryshe, kush mundet të dërgojë furnizim për miliarda gjallesa nën tokë përveç Tij? Mbi të gjitha, në sasinë e duhur për secilin prej nesh dhe pa

harruar asnjërin! Pasi bora tretet dhe shirat pushojnë, a keni parë ndonjë trup të ngordhur krimbi? Një të tillë nuk mund ta shikoni asnjëherë!

Armiqtë janë të ndryshëm për çdo gjallesë. Për shembull, ju frikësoheni prej luanit, tigrit, ujkut, hijenave; ndërsa për ne ato janë kafshë shumë të mira. Kurse ne frikësohemi shumë prej pulave dhe zogjve, të cilët na sulmojnë sapo të na shohin. Ndërsa ato për ju janë shpendë shumë të dashur. Allahu (xh.sh.), e ka përcaktuar të ndryshëm gjahun dhe ushqimin për çdo gjallesë. Pasi jetës sonë i vjen fundi edhe ne bëhemi ushqim për pulat dhe zogjtë. Në këtë mënyrë, krijohet një ekuilibër në natyrë.

Sikur të gjithë krimbat e botës, prej kohës së Ademit (a.s.), e deri



në Ditën e Kiametit, të vinin në tokë përnjëherë, nëntoka do të pushtohej nga krimbat dhe si përfundim, nuk do të kishte më vend për gjallesat e tjera. Duke ju treguar juve diçka nga jeta jonë, ne krimbat dhe buburrecat, së bashku me mi-



lingonat dhe të gjitha gjallesat e tjera që jetojnë nën tokë, dëshirojmë të paraqesim përpara syve tuaj fuqinë madhështore të Allahut (xh. sh.). Sapo vjen behari dhe ngrohet koha, dalim përsëri mbi tokë. Një gëzim i madh lind brenda nesh; disa nga ne kalojnë nga një lule në tjetrën, disa kërcejnë nëpër bar, disa të tjerë hidhen përpjetë nga gëzimi. Nëse bie shi, futemi përsëri në gjirin e dashur të tokës. Ne krimbat në fakt, jemi pak më ndryshe se të tjerët. Nuk rrimë dot në sipërfaqen e tokës; domethënë në diell. Sepse lëkura jonë – e cila duhet të rrijë gjithmonë e lagët - thahet menjëherë.

Zoti ynë na ka krijuar me detyra të ndryshme. Secili prej llojeve tona ka një shoqëri dhe formë jetese të ndryshme. Foletë, ushqimet, rrugët, punët tona, janë gjithmonë të ndryshme. Nuk mund ta shikoni qoftë edhe një prej nesh të rrijë kot apo të mos punojë nga dembelizmi. Disa nga vëllezërit tanë karkalecë, flutura dhe buburreca, ruajnë ekuilibrat në natyrë, duke fluturuar

nga një lule në tjetrën dhe duke ngrënë diçka në një vend e transportuar diçka në një vend tjetër. Disa insekte fluturuese vaksinojnë bimët me kalimin e tyre nga një lule në tjetrën. Disa milingona dhe buburreca transportojnë brenda në tokë pjesët e kalbura të frutave, perimeve, luleve dhe trupat e ngordhur të kafshëve. Këto mbeturina bëhen pleh për bimët. Ndërsa bari që rritet mbi ta, bëhet ushqim për lopët dhe delet. Pastaj ju ushqeheni prej tyre. Përsëri, nëse ne nuk do ta ajrosnim tokën si një bujk dhe nuk do t'i përzienim mbeturinat e kafshëve dhe të bimëve me dheun dhe t'i transformonim në pleh, ju nuk do t'i hanit të gjitha ato fruta dhe perime të mrekullueshme që prodhohen mbi tokë.

Tani pa mendoni pak se si Allahu



i Lartësuar, në shërbimin tuaj na ka vënë ne gjallesave kaq të vogla pa duar e pa këmbë, madje pa sy e pa veshë? Gjithashtu, shikoni se si ne, duke jetuar nën tokë, sigurojmë për ju ushqim të shijshëm dhe të dobishëm? Ne krimbat, me trupin



tonë të vogël – të ngjashëm me një fije të butë makarone – si ecim në brendësitë e tokës? Si e gjejmë rrugën në atë errësirë të plotë pa parë asgjë? Si jetojmë edhe nën tokë edhe mbi tokë? A e keni menduar ndonjëherë të qëndroni nën tokë dhjetë minuta, sikur ne? Patjetër që nuk do lëviznit dot. Do t'ju ndalohej fryma dhe do vdisnit. Kurse ne mund të bëjmë edhe sa e sa gjëra të tjera që për ju janë të pamundura. E marrim dheun nga goja, një pjesë e përdorim për nevojat tona, ndërsa pjesën tjetër e nxjerrim përsëri jashtë. Ja pra, e gjithë kjo aventurë e nëndheshme është një mrekulli e të Madhit Zot, që ka krijuar çdo gjallesë në formën më të bukur dhe secilën prej tyre e ka pajisur me cilësi të veçanta. Nëse Ai dëshiron, ne minigjallesave na jep aftësi, të cilat njeriu i madh nuk mund t'i ketë. Prej fuqisë së Tij të pafundme i jep atij që dëshiron aq sa dëshiron.

Shikoni se çfarë thotë Zoti ynë në Kuran: **"Ne nuk i kemi krijuar qiejt, Tokën dhe çfarë**

**gjendet midis tyre, për t'u zbavitur."** (Duhan, 38)

**"Atij i përket gjithkush që gjendet në qiej dhe në Tokë. Ata që janë tek Ai** (engjëjt)**, nuk ngurrojnë për të adhuruar Atë e nuk ndjejnë lodhje, por e lavdërojnë** (Atë) **natën dhe ditën, papreré."** (Enbija, 19-20)

Së fundi, themi që Allahu Fuqiplotë na ka krijuar për t'ju shërbyer ju njerëzve. Ne gjithmonë ju shërbejmë duke lëvizur dhe punuar nëpër tokë. Ndërkohë, nuk e harrojmë kurrë Allahun e Lartësuar. Gjithsesi, Ai na ka krijuar sikur të ishim në pozicionin e sexhdes mbi tokë. Duart, këmbët dhe fytyra jonë janë gjithmonë në kontakt me tokën. Edhe ne e përmendim Allahun, sikurse ju e përmendni në namaz dhe në sexhde.



Mos na shikoni si të vegjël, sepse edhe juve edhe neve na ka krijuar Allahu (xh.sh.). Kur të bjerë shi, ju lutem kujdes, shikoni përpara dhe ruhuni mos të na shkelni!

Unë jam njëri prej miliarda njerëzve që jetojnë në sipërfaqen e tokës. Më parë isha në botën e shpirtrave. Unë, si çdo njeri tjetër, erdha në dynja prej botës së shpirtrave. Atje ishte një botë krejt ndryshe. Shikoja të gjitha të vërtetat.

Shumë vite më parë – aq sa ju nuk mund ta imagjinoni – Zoti ynë na thirri ne shpirtrave të njerëzve dhe na tha: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Edhe ne u përgjigjëm: "Po, Ti je Zoti ynë". U përgjigjëm kështu, sepse e shikonim qartë të vërtetën. Dhe për këtë arsye, vërtetuam ekzistencën e Zotit tonë dhe të gjitha cilësitë e Tij (xh.sh.). Por me ardhjen tonë në botë, çdo gjë ndyshoi. Sikurse njeriu zgjohet nga gjumi dhe e harron ëndrrën që ka parë, ashtu edhe ne njerëzit e harruam marrëveshjen dhe fjalën (besën) e dhënë në botën e



shpirtrave. Sepse në këtë botë do të kalonim provën e besnikërisë ndaj Zotit. Kjo ishte prova e të qenit një njeri i mirë. Pastaj, në një moment të caktuar, Allahu (xh.sh.), më vendosi në njërin prej pasardhësve të Ademit (a.s.); të shprehur ndryshe, në ADN-



në e tij. Sipas një rregulli hyjnor, u përcaktua ardhja në këtë botë e miliarda njerëzve të ngjashëm me mua. Secilit prej tyre iu përcaktua "kaderi" i ndryshëm nga tjetri. Secilit iu kodua (përcaktua) nëna, babai, data kur do të lindë, momenti kur do të vdesë; shkurtimisht, çdo gjë në lidhje me jetën e tij. Edhe për mua u përcaktua se prej cilës nënë dhe prej cilit baba do të vij në botë. Në këto momente, bota, malet, detet, luginat, atmosfera, bimët, kafshët, po përgatiteshin për ne.

Nuk e njihja as nënën, as babain dhe as vendin ku do të lindnim. Allahu i Lartësuar, me fuqinë e Tij, më krijoi mua prej diçkaje jashtëzakonisht të vogël. Qeliza prej së cilës erdha në jetë është aq e vogël, saqë nuk mund ta shikoni as me mikroskop. U vendosa në mitrën e nënës. Qëndrova në barkun e nënës afërsisht nëntë muaj. U ushqeva me gjakun e saj. Zoti im aty më kaloi nëpër etapa të ndryshme. Në fillim kisha formën e një cope gjaku të ngjizur. Pastaj u rrita pak dhe mora formën e një cope mishi të kafshuar.

Trupi im u rrit në formë të parregullt me kokën, krahët, këmbët dhe organet e tjera, të cilat nuk përputheshin njëra me tjetrën. Në barkun e nënës mbështillesha me shtresa të ndryshme. Kur u afrua koha e lindjes, Allahu i Lartësuar më dha formën më të bukur. Duart, krahët, koka, sytë, veshët; shkurtimisht të gjithë organet u përputhën dhe morën formën e duhur dhe pastaj më nxori në jetë.

Në lidhje me këtë proçes të krijimit, Allahu i Lartësuar duke na tërhequr vërejtjen, urdhëron dhe thotë në Kuranin Fisnik: **"O ti njeri, po ç'të mashtroi ty kundrejt Zotit tënd, që është Bujar e i Urtë? I Cili të krijoi, të përsosi dhe të drejtoi. Të formësoi në formën që Ai dëshiroi."** (Infitar, 6-8)

Si përfundim, kur i hapa sytë në



botë, e gjeta veten në krahët e një nëne. Me kalimin e kohës fillova të mësoj gjërat që më rrethojnë. Çdo gjë që më dilte përpara e shikoja me çudi. Shikova macen, shikova zogun dhe u çudita. Herën e parë që pashë njerëzit, kafshët, pemët



E kuptova se bota ishte një muze artesh, ku shpaloseshin fuqia dhe madhështia hyjnore. Ajo ishte e mbushur me artet mrekulluese të Allahut të Lartësuar.

u habita shumë. Ndërsa kur fillova të flas, pyejsa nënën dhe babain për ato që shikoja. Nëna dhe babai më treguan pemët, lulet, kafshët dhe çdo gjë përreth dhe më shpjeguan se të gjitha këto janë të krijuara nga Allahu (xh.sh.). Pastaj u bëra kureshtar dhe i pyeta: "Sa i madh është Allahu?"

Ata m'u përgjigjën: "Ti do të rritesh dhe do të shkosh në shkollë. Aty do të studiosh lëndët natyrore, matematikë e fizikë; dhe do të mësosh rregullat dhe llogaritjet preçize

që ka vendosur Allahu (xh.sh.), në krijimin e këtij universi. Sa më shumë të studiosh, aq më mirë do ta kuptosh fuqinë dhe madhështinë e Allahut (xh.sh.)". Kështu që Allahu i Madhëruar më mundësoi të mësoj të paditurat e universit me anë të mendjes dhe aftësive që më ka dhuruar. E kuptova se bota ishte një muze artesh, ku shpaloseshin fuqia dhe madhështia hyjnore. Ajo ishte e mbushur me artet mrekulluese të Allahut të Lartësuar.

Bota nuk ishte tjetër veçse një art i mrekullueshëm, i zbukuruar me mijëra lloje bimësh, kafshësh, me detërat, pyjet, malet, lumenjtë dhe me miliona njerëz si unë. Unë isha i ndryshëm nga kafshët dhe nga gjallesat e tjera. Kisha mendjen për të menduar dhe vullnetin për të marrë vendime. E kuptova se isha një gjallesë e nderuar dhe e lartësuar mbi të tjerat. Nuk ishte e mundur që unë të isha dërguar këtu (në tokë) për asgjë. Edhe këto bukuri të pafundme nuk ishte e mundur të ishin krijuar në botë për asgjë. Po, ekzistonte një premtim i dhënë Zotit tonë në botën





e shpirtrave. Ne kishim ardhur këtu për t'u sprovuar me të qenit njeri.

Unë e njoha universin dhe vetveten në vitet e fëmijërisë. Gjate këtyre viteve, kur unë thosha: "Ah sikur të rritem!", Allahu i Madhëruar më dhuroi rininë. Edhe pse dukeshin shumë të gjata, vitet e mia të rinisë kaluan shumë shpejt. Më në fund u plaka dhe fuqia ime fizike u zhduk. Sytë nuk më shikonin mirë, as veshët nuk më dëgjonin aq sa duhet. Kurrizi m'u kërrus, ndërsa flokët dhe mjekra m'u thinjën. Allahu (xh.sh.), atij që i dhuron jetë të gjatë, i jep edhe një pleqëri të tillë.

Ja pra, Allahu i Lartësuar dëshiron nga ne që të mendojmë mbi këtë udhëtim, i cili vazhdon pa u ndalur. Si ishin ato vitet e mia në rini dhe si duket gjendja ime tani! Për këtë arsye, Allahu (xh.sh.), dëshiron që të marrim mësim. Allahu (xh.sh.), këtë shembull na e tregon edhe me stinët. Shembulli i pleqërisë dhe i vdekjes i ngjan pemëve në vjeshtë dhe në dimër, kur ato i humbin gjethet e tyre dhe pothuajse marrin formën e një trungu druri të

thatë. Ndërsa ringjallja e pemëve dhe e gjithë natyrës në pranverë, i ngjan asaj të ringjalljes pas vdekjes. Më tepër, Allahu (xh.sh.), na jep si shembull gjumin. Kur jemi në gjumë, trupi ynë ndodhet në krevat; por, ndërsa shikojmë ëndërra, ne shëtisim nëpër vende të ndyshme. Çdo njeriu i përgatitet një skenar ëndrrash i ndryshëm. Çdo natë, secili nga ne shikon një ëndërr të ndryshme. Çfarë mrekullie! Pastaj kur zgjohemi, nuk ndodh asgjë dhe ne i kthehemi jetës në tokë. Në këtë mënyrë, Allahu (xh.sh.), ka vendosur në jetën tonë shembuj dhe paralajmërime, të cilët na rikujtojnë jetën pas vdekjes.

E di që një ditë vdekja do të vijë dhe jeta do të marrë fund. Sepse minuti dhe sekondi i vdekjes sime është koduar që në fillim të krijimit,



në kaderin tim. Edhe unë si të gjithë njerëzit e tjerë, nuk e di kohën kur do të vdes. Kjo është një e fshehtë hyjnore; në mënyrë që gjithmonë të jemi të vetëdijshëm për sprovën e të qenit njeri, në të cilën ndodhemi dhe që çdo moment të jemi të për-



gatitur për vdekjen.

Brenda programit hyjnor, ku përcaktohet çdo gjë, Allahu (xh.sh.), më dha edhe mua një vullnet të kufizuar nga vullneti i Tij i përgjithshëm dhe i pakufi. Më dha fuqi që në jetën time të anoj nga **hajri** apo **sherri**; domethënë nga e mira apo nga e keqja. Na bëri përgjegjës që të urdhërojmë për të mirë dhe të ndalojmë nga e keqja. Pastaj na paralajmëroi, duke na thënë: **"Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne** (për t'ju gjykuar)**"** (Mu'minun, 115) **"Vallë, a mendon njeriu se do të mbetet pa përgjegjshmëri?"** (Kijameh, 36)" Për këtë arsye, Allahu i Lartësuar dëshiron që të gjitha krijesat të përfitojnë nga dora, nga gjuha dhe nga zemra e ne njerëzve. Allahu (xh.sh.) – i Cili ka krijuar të gjitha krijesat, nga më e vogla deri tek më e madhja, nga më e urta tek më e egra – dëshiron që ta duam Atë dhe krijesat e Tij. Duke qenë kështu, dëshiron që Atij t'i bëhemi robër të nënshtruar dhe më pas të bëhemi njerëz të drejtë

dhe të moralshëm. Sepse njeriun me moral të bukur e do Allahu dhe të gjithë njerëzit. Madje edhe shumë kafshë tregojnë afërsi me njerëzit e mëshirshëm, të butë dhe me sjellje të mira.

Sa argument i madh është që një njeri kaq i vogël, e tërheq për litari një ka (mëzat) me peshë disa qindra kilogramë duke e dërguar atë për ta therur. Ndërsa kafsha i bindet dhe e ndjek nga pas. Në fakt, nëse kafsha përdor fuqinë e saj, ajo mund të rrëzojë disa njerëz si ai ose me një goditje mund t'i përplasë në tokë. Nga ana tjetër, mikrobi i një virusi – aq i vogël, saqë vështirë të shikohet me mikroskop – arrin të rrëzojë një njeri shumë të fuqishëm dhe ta dërgojë atë drejt vdekjes. Allahu (xh.sh.), ia jep butësinë dhe bindjen kaut dhe Ai ia jep fuqinë



dhe forcën virusit. Allahu i Lartësuar na kujton kështu edhe dhuratën e Tij, edhe fuqinë. Atëherë njeriu nuk duhet të jetë kurrë kryelartë dhe mendjemadh, por gjithmonë një rob i nënshtruar vetëm Allahut.

Unë erdha në jetë në krahët e një nëne. Çdo gjë që shikoja përreth e njoha nëpërmjet një nëne të dashur, e cila më mbronte në gjirin e saj. U rrita me mëshirën e asaj nëne. U rrita, e njoha veten dhe u bëra një njeri i pjekur. Së bashku me trupin tim u zhvilluan edhe aftësitë e mia mendore. Pastaj të gjithë ata që më shikonin me dashuri, nëna, babai dhe të gjithë të dashurit e mi, filluan të ndahen nga kjo botë një nga një. Pas një kohe edhe unë do të vdes dhe do të mbetem i vetëm në varr. Atje me mua nuk do të mbetet asgjë tjetër përveç **hajrit** dhe **sherrit**; domethënë, përveç punëve të mira dhe të këqija. Ashtu sikurse erdha i vetëm nga barku i nënës, ashtu do të shkoj i vetëm edhe në



botën e varrit. Atëherë, nuk duhet të harroj që kjo botë qenka një sprovë për mua.

Pas një kohe, trupi im i përbërë prej mishi dhe kocke dhe lëkura ime e butë do të bëhen dhé. Sepse



origjina e trupit tim është dheu. Allahu i Lartësuar e ka krijuar atë prej substancave që ndodhen në tokë. Domethënë, substancat dhe elementët e trupit tim, të gjitha gjenden në tokë. Sikurse trupat e njerëzve të mëparshëm; madje sikurse të gjithë trupat e kafshëve dhe bimëve, edhe trupi im do të përzihet me tokën dhe do të bëhet dhe. Pa mendoni pak, mbi trupat e sa miliarda njerëzve ecim? Sikur kjo tokë – nga e cila dalin perimet, frutat, lulet – të kishte gjuhë dhe të fliste! Trupa njerëzish të tretur në tokë prej shekujsh, të ngjashëm me miliona hije të vendosura njëra mbi tjetrën.

Çdo gjallese do t'i vijë vdekja dhe çdo njeri do ta shijojë atë. Por shpirti ynë do të vazhdojë të jetojë. Ashtu siç ka hyrë shpirti ynë në një trup – pasi kishte ardhur nga bota e shpirtrave – përsëri do të dalë nga ai trup kur t'i vijë koha. Për dikë vdekja do të jetë si lumturia në një dite feste, ndërsa për dikë tjetër një ushëtim i dhimb-

shëm, i mbushur plot me ankth.

Pas vdekjes për njeriun fillon një kapitull tjetër, ai i jetës në varr. Kjo i ngjan pothuajse asaj pritjes me ankth nëpër koridoret e gjykatës, pas së cilës do të fillojë gjykimi hyjnor i drejtë dhe i pagabueshëm dhe ku do të dalin në shesh të gjitha të mirat dhe të këqijat e njerëzve. Secili do të japë llogari përpara Allahut të Lartësuar, Gjykatësit Suprem të asaj dite. Për arsye se njeriu nuk mund të japë një gjykim të drejtë mbi ato çka ai vetë ka punuar. Sepse njeriu - edhe nëse është gjykatës – nuk mund të gjykojë vetveten. Duhet që ai të dalë përpara një gjykatësi tjetër; domethënë përpara gjygjit. Ky gjyq do të jetë vendi i parë, ku do të shikojmë daljen në shesh të



punëve tona të fshehta që kemi punuar në dynja (botë).

I Dërguari i Allahut (a.s.), e shpjegon kështu jetën në varr: "Robi i dashur i Allahut, i cili ka punuar punë të hajrit në dynja,



kur të hyjë në varr do të përballet me një pamje të bukur. Atij i lind një gëzim dhe një qetësi e madhe, sikur të kishte takuar një mikun e tij të dashur. Njeriu e pyet: 'Kush je ti?' Ai përgjigjet: 'Unë jam namazi që ke falur, agjërimi që ke mbajtur, Kurani që ke lexuar. Këtu unë do të të bëj ty shoqëri". Ai person në varr ndihet i qetë dhe i rehatshëm.

Ndërsa pamja e varrit të atij, i cili ka punuar punë të këqija dhe të turpshme do të jetë e keqe dhe e tmerrshme. Ai person rrëqethet, frikësohet dhe pyet: "Kush je ti? Përse nuk më lë të qetë në këto momente të vështira?" Ai pëgjigjet: "Unë jam, punët e tua të këqija që të larguan nga Allahu dhe të fundosën në mëkate. Këtu do të rri së bashku me ty!"

Sepse çdo punë e jona në dynja regjistrohet nga melekët e quajtur Kiramen dhe Katibin. Çdo njeri do të shikojë në Ditën e Mahsherit (Kiametit) vidiokasetën e tij, të cilën e ka mbushur në këtë botë.

Kështu që jeta jonë në varr do të jetë ashtu siç e kemi jetuar në dynja. Varri ynë do të jetë ose një gropë prej gropave të Xhehenemit, ose një lulishte prej lulishteve të Xhenetit.

Këto të vërteta paraqiten kështu në Kuranin Fisnik: **"dhe për çdo fjalë që ai thotë, ka pranë vetes një mbikëqyrës të gatshëm** (për ta shënuar atë)**. Agonia e vdekjes do të sjellë të vërtetën** (e jetës tjetër)**; ja, kjo është ajo së cilës përpiqeshe t'i ikje. Dhe do të fryhet në Sur – kjo është Dita e kërcënimit."** (Kaf, 18-20)

Ne njerëzit, me fryrjen e Surit nga ana e Israfilit, do të ngrihemi dhe do të dalim nga varret tona. Do të ringjallen të gjithë – me miliarda njerëz, që prej Ademit (a.s.) - dhe përpara secilit prej tyre do të hapet ekrani i tij. Përpara syve do t'i paraqitet filmi i jetës, i regjistruar nga Kiramen dhe Katibin me anë të kamerës hyjnore. Do të përgatitet gjykata hyjnore. Të rili-





ndur në jetën e Ahiretit, do të shikojmë filmin e punëve të mira dhe të këqija që kemi bërë në dynja. Më pas, do të fillojë një llogari e vështirë, e cila nxjerr në pah çdo të mirë dhe të keqe.

Në dynja fliste vetëm goja jonë; ndërsa në këtë vend të llogarisë do të flasin të gjitha organet tona. Nuk do të flasë vetëm gjuha; por edhe sytë, veshët, lëkura; domethënë çdo gjë e jona. I gjithë trupi do të marrë formën e një gjuhe. Secili prej tyre (organeve) do t'i tregojë të mirat dhe të këqijat ashtu siç ishin. Nëse kanë dëgjuar diçka, veshët do të tregojnë thashethemet. Gjuha do të tregojë nëse ka folur gënjeshtra. Veshët do të tregojnë nëse kanë dëgjuar diçka të gabuar apo të turpshme. Sipërfaqja e tokës do të tregojë për çdo punë që është bërë mbi të. Do të ketë një shpërblim për të mirën e punuar, qoftë edhe sa një grimcë dhe do të ketë një dënim për të keqen e punuar, qoftë edhe

sa një grimcë. Andaj i Madhi Zot atë ditë: **"**(Lukmani tha) **o djali im, edhe veprën e rëndë sa kokrra e sinapit që ndodhet në shkëmb, në qiej apo në tokë, Allahu do ta nxjerrë në shesh. Me të vërtetë, Allahu njeh mirë çdo imtësi dhe i di të gjitha të fshehtat."** (Lukman, 16)

Më pas fillon një udhëtim i lumtur drejt Xhenetit ose një udhëtim i frikshëm drejt Xhehenemit. Pasi bëhet e qartë në gjygjin hyjnor vendi ku secili do të shkojë, çdo ymet (popull) do të shkojë pranë pejgamberit të tij. Ata që do të shkojnë në Xhehenem, fillojnë të kërkojnë një shpresë për të shpëtuar. Popujt të cilët i kanë dashur pejgamberët dhe kanë ndjekur rrugën e tyre, do t'u luten pejgamberëve që të kërkojnë falje tek Allahu i Madhëruar për gjynahet që kanë bërë. Domethënë, do të kërkojnë prej tyre ndërmjetësim. Pejgamberi ynë, Muhamed Mustafaja (a.s.), do të ndodhet në krye të të gjithë





pejgamberëve. Me lejen e Allahut, pejgamberët do të ndërmjetësojnë për popujt e tyre.

Ndërsa gjendja e atyre që do të shkojnë në Xhehenem tregohet kështu në ajetet fisnike: **"Paralajmëroji ata për Ditën, kur do të tubohen armiqtë e Allahut për në zjarr e do të shtyhen në radhë. Kur të vijnë afër zjarrit, kundër tyre do të dëshmojnë veshët, sytë dhe lëkura e tyre për atë që kanë bërë. Ata do t'u thonë lëkurave të veta: 'Përse dëshmuat kundër nesh?' E ato do të përgjigjen: 'Allahu, i Cili ia jep aftësinë e të folurit gjithçkaje, na ka bërë që të flasim. Ai ju ka krijuar për herë të parë dhe tek Ai do të ktheheni. Ju nuk u fshehët, që kundër jush të mos dëshmonin veshët, sytë e lëkura juaj, por ngaqë besonit se Allahu nuk i dinte shumë nga ato që bënit."** (Fussilet, 19-22)

Ata që hyjnë në Xhehenem, të penduar dhe të mbuluar në vuajtje, vajtojnë duke thënë: "O Zot, na dërgo në dynja! Këtë herë atje do të bëjmë vepra më të mira. Na e jep edhe një mundësi tjetër."

Allahu i Lartësuar do t'i pyesë kështu:

- Kur ishit në tokë, a nuk ju dhashë një kohë të mjaftueshme për të menduar? Për ju krijuam një mrekulli artistike, të quajtur botë. Ju jetuat atje një jetë të tërë. A nuk menduat ndonjëherë në pronën e kujt po jetoni prej vitesh dhe se kush po ju dërgon për të ngrënë e për të pirë? A nuk medituat se kush e ka vendosur diellin që ju ngroh çdo ditë dhe hënën që natën ju bën dritë? Ndërkohë që pinit prej ujërave të freskëta mbi



tokë e nën tokë; ndërkohë që hanit prej frutave dhe perimeve - të ndryshme në lloje e në shije - të rritura në një pjesë toke, a nuk menduat se kush ju ka shërbyer? Ndërkohë që stinët kalonin duke ndjekur njëra-tjetrën; ndërkohë që



të gjithë njerëzit, kafshët, bimët vdisnin një nga një dhe përsëri ringjalleshin, a nuk menduat përse ju është dhuruar kjo jetë?

Pastaj Allahu i Lartësuar u thotë përsëri:

- A nuk ju erdhi juve ndonjë pejgamber për t'ju paralajmëruar? A nuk i dëgjuat këshillat e atij pejgamberi? A nuk ju bindët atij, ndërkohë që ai ju lajmëronte për rrezikun e kësaj dite? A nuk menduat, a nuk morët mësim, ndërkohë që ai jua lexonte ajetet e Kuranit?

Ata do të thonë:

- Po, o Zot! Na furnizove me mirësi, na erdhën edhe pejgamberët e Tu. Por ne ishim të pakujdesshëm. Menduam se jeta e kësaj bote nuk do të mbaronte kurrë. Të mirat e dynjasë na i verbuan sytë dhe ne menduam se jeta e Ahiretit nuk do të vijë kurrë.

Atyre u thuhet:

- Tani më, nuk ka kthim në dynja! Nuk ka më sprova! Tani, gjithkush

do të shpërblehet ose do të dënohet me përpikmëri për punët që ka bërë në dynja. **"Për keqbërësit nuk ka kurrfarë ndihmësi."** (Fatir, 37) Në fakt, sikur të dërgoheshin përsëri në tokë, atëherë nuk do të kishte kuptim më që jeta në dynja të ishte një sprovë.

Pastaj për njeriun fillon kapitulli i premtuar. Ajo është jeta e pafund e Xhenetit dhe e Xhehenemit. Besimtarët hyjnë në Xhenet dhe atje qëndrojnë të qetë dhe të lumtur përjetësisht. Ndërsa, mëkatarët hyjnë në Xhehenem dhe qëndrojnë atje derisa të shlyejnë dënimin e mëkateve. Përsa u përket qafirave, atyre që nuk e kanë besuar Allahun dhe Pejgamberin, ata do të mbesin në Xhehenem përgjithmonë.



Ja pra, aventura e birit të njeriut kapitull pas kapitulli! Ky është udhëtimi i jetës time!

# MENDIMET E MIA
# NË LIDHJE ME LIBRIN

**Mendimet e mia, të cilat kanë ndryshuar pasi lexova librin.**

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................

**Ndjenjat e mia, të cilat kanë ndyshuar pasi lexova librin.**

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................

**Sjelljet e mia, të cilat kanë ndyshuar pasi lexova librin.**

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................................

..........................................................................................................................

Data: .............................. Emri dhe mbiemri: .................................... Firma: ...................

# MENDIMET E MIA
# NË LIDHJE ME LIBRIN

**Mendimet e mia, të cilat kanë ndryshuar pasi lexova librin.**

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................

**Ndjenjat e mia, të cilat kanë ndyshuar pasi lexova librin.**

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................

**Sjelljet e mia, të cilat kanë ndyshuar pasi lexova librin.**

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................................

.................................................................................................................................

Data: ............................ Emri dhe mbiemri: ................................. Firma: ................

# MENDIMET E MIA
# NË LIDHJE ME LIBRIN

**Mendimet e mia, të cilat kanë ndryshuar pasi lexova librin.**

.........................................................................................................................................................................

.........................................................................................................................................................................

.........................................................................................................................................................................

...............................................................................................................................................................

**Ndjenjat e mia, të cilat kanë ndyshuar pasi lexova librin.**

.........................................................................................................................................................................

.........................................................................................................................................................................

.........................................................................................................................................................................

...............................................................................................................................................................

**Sjelljet e mia, të cilat kanë ndyshuar pasi lexova librin.**

.........................................................................................................................................................................

.........................................................................................................................................................................

.........................................................................................................................................................................

...............................................................................................................................................................

Data: ................................ Emri dhe mbiemri: .......................................... Firma: ....................